# DITURIA ISLAME

NUMËR 321-322 | VITI 31 | KORRIK - GUSHT 2017 | SHEVVAL 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## "TË PËRGJIGJEMI O ZOTI YNË, TË PËRGJIGJEMI!"



www.bislame.net

*"Haxhi është në muajt e caktuar, e kush bën (ia fillon ta zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, e as nuk duhet shkaktuar grindje. Çfarëdo që punoni nga e mira, Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria. E, ju të zotët e mendjes, kini dronë Time!*

*Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati prej Zotit tuaj (të bëni ndonjë tregti gjatë haxhit). E kur të largoheni (ktheheni) nga Arafati, përmendeni Allahun në vendin e shenjtë (Muzdelife); përmendeni Atë ashtu siç ju ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur!*

*Pastaj zbrisni andej nga zbresin njerëzit, kërkoni falje prej Allahut, se Allahu fal dhe është Mëshirues.*

*E kur t'i kryeni detyrat tuaja, përmendeni Allahun sikurse i përkujtoni prindërit tuaj, madje përmendeni edhe më fort. Ka disa prej njerëzve që thonë: "Zoti ynë, na jep neve në këtë botë!" Për atë nuk ka asgjë në botën tjetër.*

*Dhe ka dikush prej atyre që thotë: "Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, dhe të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!"*

*Të tillët e kanë shpërblimin nga ajo që e fituan. Allahu është i shpejtë në llogari."*

**(El Bekare: 197 - 202)**



PËRMBAJTJA





## Deklaratë për opinion

Kërcënimi me vdekje i udhëheqësve të shtetit, BIK dhe Komunës së Prishtinës përmes grafikeve është akt i papranueshëm dhe i dëmshëm për shoqëritë normale. Institucionet e vendit, e as udhëheqja e BIK-së nuk ndikohet nga individë të natës që thërrasin në dhunë, e mbjellin urrejtje dhe mos durim.

Jemi të bindur që autorët dhe mentorët e këtij veprimi qyqar nuk paraqesin qëndrimin e qytetarëve të Prishtinës, e as të vendit. Këtë veprim e konsiderojmë të izoluar dhe ftojmë qytetarët, e sidomos studentët që të mos bien pre e individëve që thërrasin në dhunë, përhapin shpifje dhe i kontribuojnë urrejtjes dhe mos durimit.

Feja dhe objektet fetare te ne, gjithherë kanë qenë në funksion të paqes, mirëkuptimit, tolerancës e harmonisë. E tillë do të jetë edhe Xhamia Qendrore në Prishtinë. Ftojmë organet kompetente që autorët e këtij akti të sillen para drejtësisë.

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail.com | dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Besimi natyrshmëri e vërtetë

*"Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë."*
(Er Rum: 30)

*Nëse njeriu është i vendosur dhe nuk bie pre e pasionit dhe ëndjeve të kota nën cytjen e djallit dhe sinqerisht kërkon të vërtetën do ta ketë ndihmën e Krijuesit. Madje sa më shumë që njeriu arrin ta ruaj fitren e tij të pastër dhe shpirtin të çiltër, do të ketë më pak pengesa për ta pranuar ekzistimin e Zotit.*

*Njeriu aftësinë dhe ndjenjën për ta njohur Krijuesin e sjell në këtë botë: "Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Er Rum: 30).*

*Nëse njeriu s'do të kishte këtë shkëndijë ai kurrë nuk do të vinte tek ideja e ekzistencës së Zotit. Misioni i gjithë pejgamberëve ka qenë që njerëzit t'i ftojnë që t'i kthehen zotimit (mithak-ut) nëpërmjet të cilit njeriut i është dhënë jo vetëm funksioni i të qenurit shërbëtor i Allahut, por edhe mëkëmbës i Tij mbi tokë.*

*Historia tregon se njerëzit gjatë epokave të ndryshme kanë besuar në ekzistencën e Krijuesit. Njeriu qëndron i magjepsur përballë madhështisë dhe harmonisë së universit. Kjo magjepsje është e shprehur në mënyrë sipërfaqësore te njeriu i zakonshëm kurse te shkencëtari në mënyrë të thellë. Çdo mendje mrekullohet dhe kërkon autorin e universit. Në këtë kërkim, ndodh që njeriu të gjejë Krijuesin ose të gabojë dhe të shmanget nga natyra e tij e pastër e origjinale.*

*Ka njerëz që nuk besojnë ose që thonë se nuk besojnë. Një deformim i tillë ndodh ngase këta njerëz nuk kanë mundur ta ruajnë natyrshmërinë e tyre të pastër e të vërtetë, nën influencën e ndikimeve negative të ardhura nga mashtrimet e jashtme të shoqërisë, arsimit, rrymave mohuese apo presionit të brendshëm sikurse janë dëshirat egoiste, fudullëku, mendjemadhësia, popullariteti, hipokrizia etj.*

*Kjo rezulton me larjen e trurit dhe sëmurjen e zemrave për shkak të mëkateve dhe pakujdesisë e pavëmëndshmërisë së njeriut ndaj argumenteve të Zotit. Mu për këtë edhe pse ekzistenca e Allahut është një e vërtetë e pa dyshimtë, ka edhe të tillë që nuk e pranojnë këtë të vërtet, madje edhe sikur e vërteta t'u tregohet në tërë qartësinë e vetë.*

*Ata që kanë mohuar ekzistimin e Zotit shumica prej tyre janë pushtuar nga pasionet e tyre, tek të cilët kanë ngadhënjyer epshet dhe kënaqësitë e kësaj bote.*

*Njashtu sikurse trupi që i nënshtrohet ligjeve që ka vendosur Krijuesit në natyrë, gjithashtu edhe shpirti duhet t'i nënshtrohet faktit se Allahu është Zoti dhe Krijuesi. Fitra, kthimi në normë është baza e Islamit, prandaj duke praktikuar Islamin veprat e jashtme të njeriut harmonizohen me natyrën me të cilën Allahu e krijoi qenien e tij.*

*Ashtu siç ekziston në konstruktin e mendjes së njeriut veçoria për ta kërkuar Krijuesin, gjë që e ka ngritur atë mbi të gjitha krijesat, edhe në shpirtin e tij ekziston ndjenja e mbështetjes dhe strehimit te një qenie e lartë, dhe e fuqishme. Njeriu duke pranuar zotimin burimor ndërmjet tij dhe Krijuesit, ai mund të jetë plotësisht vetvetja. Njeriu ka lindur dhe ka ardhur me besim (iman) në këtë botë dhe me këtë besim-iman duhet të ndahet dhe të largohet prej saj. Në një hadith kudsi Allahu i Gjithëmëshirshëm thotë: "Unë i krijova robërit e Mi në fenë e drejtë, por shejtanët i bëjnë ata që të humbasin rrugën".*

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El Kalem” (2)

**Morali i lartë profetik**

ن وَالْقَلَمِ وَمَا يَسْطُرُونَ ﴿1﴾ مَا أَنتَ بِنِعْمَةِ رَبِّكَ بِمَجْنُونٍ ﴿2﴾ وَإِنَّ لَكَ لَأَجْرًا غَيْرَ مَمْنُونٍ ﴿3﴾ وَإِنَّكَ لَعَلَىٰ خُلُقٍ عَظِيمٍ ﴿4﴾ فَسَتُبْصِرُ وَيُبْصِرُونَ ﴿5﴾ بِأَييِّكُمُ الْمَفْتُونُ ﴿6﴾ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ أَعْلَمُ بِمَن ضَلَّ عَن سَبِيلِهِ وَهُوَ أَعْلَمُ بِالْمُهْتَدِينَ ﴿7﴾

*“Nun, betohem në pendën dhe në atë çka shkruajnë! Ti, me dhuntinë (mirësinë) e Zotit tënd, nuk je i çmendur! Dhe se ti, padyshim do të kesh shpërblim të pandërprerë! Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit! Më vonë ti do të shohësh, edhe ata do të shohin. Se cili prej jush është i çmendur? S’ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur prej rrugës së Tij dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit.” (El Kalem, 1-7)*

### Shkaku i zbritjes së ajetit të dytë

Transmetohet nga Ibën Mundhiri, e ky nga Ibën Xhurejxhi të ketë thënë: “Për të Dërguarin e Allahut thoshin se është i çmendur, e pastaj shejtan, dhe për këtë arsye zbriti ajeti i dytë:“Ti, me dhuratën (pejgamberinë) e Zotit tënd, nuk je i çmendur!”[1]

### Shkaku i zbritjes së ajetit të katërt

Ndonëse shumica e dijetarëve nuk e llogarisin si shkak të zbritjes, megjithatë, ata rreth këtij ajeti përcjellin transmetimin kur Aisheja r.a. është pyetur për moralin e të Dërguarit a.s., të ketë thënë: “Morali i tij ishte Kurani. A nuk e lexoni ajetin: “Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!”[2]

### Koment:

*1. Nun, betohem në pendën dhe në atë çka shkruajnë!*

Kjo sure kuranore, fillon me shkronjën simbolike “Nun”, ashtu si edhe disa sure të tjera të cilat fillojmë me nga një shkronjë, ndër to suret “Sad” dhe “Kaf”, nëpërmjet të cilave shkronja edhe janë emërtuar.

Kemi folur shpeshherë përgjatë komentimit të disa sureve për kuptimin e këtyre shkronjave simbolike apo alegorike, dhe mendimi përfundimtar i dijetarëve është se prapa tyre fshihen urtësi hyjnore, të cilat vetëm Allahu xh.sh. i di.

Fillimi i kësaj sureje me betim në lapsin dhe në atë që shkruajnë, dëfton për mirësitë dhe dobitë e shumta e të panumërta që ka njerëzimi nga to. Ky betim tregon katërçipërisht rëndësinë e të shkruarit që në mënyrë alegorike nënkupton diturinë, arsimimin dhe ngritjen e popujve e civilizimeve.

Sa i përket kuptimit të fjalës “El Kalem”, një grup dijetarësh mendojnë se fjala është për lapsin e parë të cilin Allahu e krijoi dhe e urdhëroi që të shkruante të gjitha përcaktimet në këtë ekzistencë.

Në lidhje me këtë janë transmetuar disa hadithe, si:

- Transmetojnë Ibën Xheriri dhe Ibën ebi Hatimi nga Ibën Abasi, të ketë thënë: “Gjënë e parë të cilën e krijoi Allahu është lapsi dhe i tha: “Shkruaj!” “Çfarë të shkruaj” - pyeti ai (lapsi)? Allahu xh.sh. i tha: “Shkruaji të gjitha përcaktimet (kaderin).” Dhe ai shkroi gjitha atë çka do të ndodhë prej asaj dite deri në kiamet...”[3]

Transmeton Ibën Merduvije nga Ubadete ibën Samit, të ketë thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: “Gjënë e parë të cilën e krijoi Allahu është lapsi dhe i tha: “Shkruaj!” Pastaj rrodhi çdo gjë në këtë ekzistencë (me urdhrin e Allahut![4]

- Transmeton Ibën Asakiri nga Ebu Hurejre r.a., të ketë thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: “Gjënë e parë të cilën e krijoi Allahu është lapsi, e pastaj e krijoi “Nunin”-(mjeti ku vendoset ngjyra sqarim yni S.B), e pastaj i tha: “Shkruaj çdo gjë që do të ndodhë: veprat, gjurmët, rrëskun dhe exhelin”5 dhe lapsi shkroi çdo gjë që ishte dhe ç’do të ndodhë deri në Ditën e Kiametit, pastaj “e vulosi” lapsin dhe ai më nuk do të flasë deri në Ditën e Gjykimit”[6]

Megjithatë, ka edhe dijetarë që anojnë kah mendimi se betimi është përgjithësisht në lapsin-penën, të cilin e përdorim për të shkruar gjatë përditshmërisë sonë.

Katadeja në lidhje me vlerën e lapsit si mjet shkrimi ka thënë: “Lapsi është një mirësi e madhe nga ana e Allahut xh.sh. Po të mos ishte lapsi, nuk do të ishte e



mundur as feja, por as jeta nuk do të kishte kuptim. Sigurisht që Allahu e di më së miri se çfarë është në dobi të krijesave."[7]

Meqë nëpërmjet lapsit, të shkruarit, kemi zgjeruar njohuritë-diturinë, dhe dituria është bazë e çdo suksesi në jetë, i Lartmadhërishmi deshi që umeti i Pejgamberit të fundit, të ishte bartës i kësaj diturie hyjnore, e cila do t'i vinte themelet e qytetërimit botëror. Pikërisht për këtë arsye, në Kuran diturisë i është dhënë një pozitë shumë e lartë, përse flasin shumë ajete kuranore e njëkohësisht edhe i Dërguari i Allahut në shumë hadithe të tij e ka potencuar vlerën e diturisë dhe të dijetarëve.

Andaj nuk është rastësi që ajetet e para kuranore flasin për lapsin dhe diturinë, ku Allahu xh.sh., thotë: "Është Ai që ia mësoi (njeriut si ta përdorë për shkrim) penën. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte." -(El Alek, 4-5)

***2. Ti, me dhuntinë (mirësinë) e Zotit tënd, nuk je i çmendur!***

Kur shpallja islame filloi të përhapej në shkretëtirën e Arabisë, duke e njomur atë me flladin dhe freskinë e vesës hyjnore, idhujtarët, të trembur për humbjen e pozitave dhe privilegjeve të tyre, filluan të shpifnin ndaj Muhamedit a.s., se ishte gënjeshtar, magjistar, e pastaj e akuzuan edhe për çmenduri psikike. Kjo ishte përgjigjja e tyre, sepse nuk dinin t'i jepnin ndonjë shpjegim këshillave të Muhamedit a.s. Ata nuk mund të imagjinonin që dikush prej mesit të tyre të ngrihej e të fliste keq për idhujt e tyre që po i adhuronin.

Ky ajet është përgjigje e betimit nga ajeti i parë, ku Allahu betohet në lapsin dhe në atë çka shkruajnë, duke larguar çdo shpifje a mangësi që i vishej të Dërguarit a.s. nga idhujtarët. Allahu xh.sh. e qetëson zemrën e Pejgamberit a.s., duke i thënë, të mos preokupohej me shpifjet e idhujtarëve, sepse ti, me dhuntitë dhe mirësitë që t'i ka dhuruar Zoti yt, as nuk je i çmendur e as magjistar.

*3. Dhe se ti, padyshim do të kesh shpërblim të pandërprerë!*

Për ta qetësuar e ngrohur zemrën e të Dërguarit të vet, Allahu xh.sh. e njofton se ti o Muhamed, për shkak të barrës së rëndë që të kemi ngarkuar, shpalljen dhe misionin e përhapjes së fjalës së Allahut, do të kesh shpërblim të pandërprerë. Mëshira dhe dashuria jonë do të të përcjellë gjatë gjithë jetës tënde, andaj për asnjë moment mos u ligështo, por këshillo dhe përhape dritën e fjalëve të Kuranit. Do të mjaftonte në këtë rast, që të rikujtojmë ajetin kuranor: "Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam."(El Ahzab, 56), dhe të bindemi se shpërblimet dhe dhuntitë e Allahut ndaj të Dërguarit të vet do të janë të vazhdueshme, deri në amshim.

*4. Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!*

Allahu i Madhërishëm, me urtësinë e tij, kishe përcaktuar që shpalljen e tij hyjnore ta përmbyllte me Kuranin famëlartë, dhe për këtë mision kaq fisnik e me përgjegjësi kishe përzgjedhur më madhështorin prej të dërguarve. E kishte zgjedhur më të pastrin e më fisnikun prej tyre. E kishte lënë të fundit prej të dërguarve, për ta edukuar vetë, duke e pajisur me virtyte e moral të lartë.

Ne e dimë se Kurani e definon moralin fisnik në përkufizimin e tij më të ngushtë dhe e vijëzon vlerën në shkallën e saj më të lartë, ashtu siç e vë në pah pikën kulmore në virtytet e moralit.

Pejgamberi a.s. nuk ishte vetëm kaq. Ai u ngrit edhe më lart, shumë më lart, deri sa nuk arriti kulmin e përsosmërisë në virtytet morale aq sa të meritonte edhe nderimin të cilësohej nga Allahu xh.sh. si: "Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!" (El Kalem, 4)

Komentuesit e Kuranit rreth fjalëve "moral i lartë" kanë dhënë disa mendime, e ndër to:

- Ky moral është Kurani.
- Ky moral është Islami.
- Disa thanë se ai nuk kishte preokupim tjetër pos Allahut.[8]

Kur është pyetur Aisheja r.a. për moralin e të Dërguarit a.s. ajo kishte thënë: "Morali i tij ishte Kurani."[9]

Në lidhje me këtë edukatë të lartë morale dhe këtë fisnikëri shpirtërore kishte folur edhe vetë i Dërguari i Allahut kur thotë: "Jam dërguar që të përsos virtytet e larta të moralit."[10]



*5. Më vonë ti do të shohësh, edhe ata do të shohin.*
*6. Se cili prej jush është i çmendur?*

Pasi që i Lartmadhërishmi në ajetin paraprak njoftoi për pozitën e lartë të të Dërguarit a.s., duke e cilësuar se ishte në gradën më të lartë të moralit, këto ajete në vazhdim kanë një ton kërcënues për idhujtarët. Allahu xh.sh. duke e qetësuar zemrën e Muhamedit a.s., i thotë se ti më vonë do të shohësh, por edhe jobesimtarët do ta shohin të vërtetën në Ahiret, se cili prej jush ishte i çmendur. Sigurisht, se idhujtarët do të mbesin të tronditur nga realiteti i hidhur për ta.

Ajete të ngjashme simotra me ton kërcënues sikurse ky, në lidhje me talljet dhe ofendimet që ia bënin idhujtarët Muhamedit a.s. në Kuran ka mjaft. Sa për ilustrim do ta sjellim një prej tyre, siç është ajeti 26-të, i sures "El Kamer": "Mirëpo ata nesër (në Ahiret)do të kuptojmë se kush është gënjeshtari, arrogant!"

*7. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur prej rrugës së Tij dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit.*

Pas dy ajetëve paraprake, edhe ky ajet vazhdon me kërcënimin hyjnor ndaj idhujtarëve arrogantë e mendjemëdhenj, duke ia vërtetuar Muhamedit a.s. një fakt se Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm e di më së miri se kush e ka humbur rrugën e drejtë, dhe cili është nga të udhëzuarit.

Allahu xh.sh. edhe në disa ajete të tjera të Kuranit e qetëson të Dërguarin e vet, duke i thënë: "Prandaj mbështetu tek Allahu! Vërtet, ti je në të drejtën e qartë!" (En Neml, 79).

Allahu i Gjithëdijshëm e di më së miri se ata që po të ofendojnë me çmenduri, janë të humburit, të cilët nesër do të ballafaqohen me veprat e tyre të mbrapshta, kurse ti, nesër do të jesh në pozitat më të larta të ndershmërisë, ashtu siç je edhe në këtë botë shembulli më i përkryer i moralit dhe i edukatës së lartë profetike.

**Porosia e ajeteve (1-7)**

- Betimi në lapsin dhe në shkrimin, janë ndër betimet më madhështore në Kuranin famëlartë. Këto betime dëftojnë për peshën dhe rëndësinë që kanë në jetën e njerëzimit: Lapsi dhe shkrimi me të cilat nënkuptohet dhe fitohet dituria. Pa dituri, nuk ka mundësi të zgjerohen horizontet e zhvillimit të civilizimit njerëzor.

Meqë në shumë hadithe është përmendur se gjëja e parë që është krijuar është lapsi, nuk është e rastësishme që libri ynë i shenjtë filloi t'i shpallej Muhamedit a.s. pikërisht me urdhrin për lexim, mësim dhe studim.

- Përgjigjja në këto betime hyjnore nënkupton tri çështje madhore sipas dijetarëve:

a) Largimin e shpifjes dhe ofendimit të idhujtarëve për çmenduri, nga i Dërguari a.s.,

b) Vërtetimi se mirësitë, dhuntitë dhe shpërblimet e Allahut për të Dërguarin e tij do të jenë të vazhdueshme, dhe

c) I Dërguari a.s. është i pajisur me virtytet më shembullore të moralit të përkryer, sepse atë e kishte edukuar vetë Allahu xh.sh, që të ishte shembull i pastërtisë dhe i dëlirësisë shpirtërore për të gjitha kohërat.

- Morali i lartë është cilësi e pejgamberëve të Allahut , i të dashurve-evliave të tij dhe i njerëzve të sinqertë. E pa dyshim, më i përsosuri prej tyre në sjellje e moral ishte Muhamedi a.s..

- Allahu xh.sh. i kërcënon idhujtarët që të ndalonin së shpifuri dhe ofenduari të Dërguarin a.s., duke ua bërë me dije se ata nesër do të shohin dhe do të binden se kush do të jetë i humbur e cili i udhëzuar dhe i shpëtuar. *(vijon)*

(1) Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzulif. 272. Bejrut 2002. (2) Transmetojnë Ahmedi, Muslimi, Ebu Davudi dhe Nesaiu nga Aishja r.a. Shih:Et-Tefsirul Munir, (29/49). (3) Ibën Xheriri, Xhamiul Bejan (29/9-10); Hakimi në El Mustedrek (2/498); Bejhekiu në Es Sunenul Kubra (9/3). (4) Transmetojnë Buhariu në Et Tarihul Kebir (5/92); Ibën ebi Shejbe (7/264); Ahmedi (5/317); Taberaniu në Musned esh-Shamijin (1949). Imam Tirmidhiu e ngrit këtë hadith në gradën "sahih"- Sahih Sunen et Tirmidhij (1749) dhe (2645). Të njëjtin mendim e ka edhe Ibën Hibbani. (5) Jetëgjatësinë dhe momentin e vdekjes së çdo krijese, (Sqarim yni S.B) (6) Shih Ibën Asakir, Tarih Dimeshk, (17/493). (7) Imam Sujutiu, Ed Durrul Menthur, vëll. XIV, f. 621. (8) Ahmed Behxhet, Të Dërguarit e Allahut, Prishtinë, 2009, f. 602. (9) Muslimi nr. (746). (10) Transmetojnë Buhariu (273); Ibën Sadi në Et Tabekat (1/192); Imam Ahmedi (2/318, nr, 8729). Bejhekiu (10/191, nr. 20571); Bezzari në Musnedin e tij (2/476, nr. 8949). Isnadi i këtij hadithi është"hasen".

Mr. Ejup Haziri

# Rënia në sexhde së pari me gjunjë, pastaj me duar

## Hyrje

Rënia në sexhde së pari me gjunjë apo me duar, është një çështje e njohur përgjatë historisë islame, ku dijetarët eminentë e kanë trajtuar këtë mesele dhe i kanë dhënë opinionet e tyre. Kjo çështje nuk ka qenë arenë përplasjeje mes myslimanëve në historikun e tyre, me përjashtim të kohëve të fundit ku individë të caktuar kanë kontestuar praktikën tonë të të falurit, gjegjësisht kanë kontestuar mënyrën e rënies në sexhde, kinse na qenka praktikë në kundërshtim me sunetin e të Dërguarit të Allahut. Në këtë çështje, do të ndalem pak më tepër dhe do të bëj një analizë të detajuar, si nga ana e fikhut, ashtu edhe nga ana e hadithit, në mënyrë që të tregohet e vërteta rreth saj.

## Opinionet rreth mënyrës së rënies në sexhde

Kryesisht janë dy opinione të ndryshme rreth mënyrës së rënies në sexhde:

1. Së pari shkohet me gjunjë, pastaj me duar, e pastaj balli dhe hunda. Këtë mendim e përfaqësojnë hanefitë, shafitë, Ahmedi sipas njërit transmetim, një pjesë e madhe e hanbelitëve, përfshirë këtu edhe Ibën Tejmijen dhe Ibën Kajimin, ku ajo që vlen të potencohet këtu është fakti se, Ibën Kajimi është njëri ndër mbrojtësit më të mëdhenj të rënies në sexhde së pari me gjunjë. Madje këtë mesele e shpjegon shumë më gjatë se sa meseletë tjera. Faktikisht, ky mendim është mendimi i shumicës dhe mendimi më i njohur te juristët. Në këtë kontekst, imam Tirmidhiu thotë: "Praktika e shumicës dërmuese të dijetarëve parashohin që të vendos gjunjët para duarve, e kur të ngrihet, i ngrit duart para gjunjëve."[1]

2. Së pari shkohet me duar, e pastaj me gjunjë. Këtë mendim e përfaqësojnë Maliku, Evzaiu dhe disa nga hadithologët. Praktikisht këtë mendim e përfaqësojnë një pakicë dijetarësh, ku vlen të potencohet se përveç Malikut dhe Evzaiut, pjesa tjetër nuk janë nga fukahatë, por nga hadithologët.

## Hadithet për këtë çështje

Në lidhje me çështjen e rënies në sexhde, kryesisht janë dy hadithe që transmetohen nga dy sahabë të ndryshëm, e që përmbajtja e hadithit është e ndryshme nga njëri-tjetri.

Hadithi i parë transmetohet nga Vail ibën Huxhri, gjersa i dyti nga Ebu Hurejre. Faktikisht kemi të bëjmë me dy transmetues që vonë e kishin pranuar Islamin.

Hadithi i transmetuar nga Vaili vjen në këtë formë: "Na ka treguar Selemeh ibën Shebibi, Ahmed ibën Ibrahim ed Devrekijj, Hasen ibën Ali el Hulvanij dhe Abdullah ibën Muniri, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Jezid ibën Haruni, i cili thotë: "Na ka informuar Sheriki, nga Asim ibën Kulejbi e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur bënte sexhde, vendoste gjunjët e tij para duarve të tij, e kur ngrihej (nga sexhdeja) i ngrite së pari duart e pastaj gjunjët e tij."[2]

Hadithin në fjalë disa e bëjnë të dobët e disa e paraqesin si të mirë e të pranuar, mirëpo në realitet hadithi i transmetuar sipër ka dobësi, sepse në mesin e transmetuesve gjendet Sherik ibën Abdullahi, i cili ka pasur memorie të dobët.

Mirëpo, hadithi ka edhe një rrugë tjetër transmetimi, ndonëse transmetimi tjetër ka shkëputje, por që forcohet me transmetimin paraprak. Kështu mendon Shuajb Arnauti dhe shumë prej ulemave tjerë. E rruga tjetër e transmetimit është ajo që ndiqet përmes Jezid ibën Harunit, të cilin Tirmidhiu e ka bërë hadith të pranuar (mirë), ndërsa Ibën Huzejme thotë se është autentik (sahih).[3] Hadithin në fjalë e ka bërë autentik edhe Ibën Kajimi në Zadul Mead.

Hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre vjen në këtë formë: "Na ka treguar Seid ibën Mensuri, na ka treguar Abdulaziz ibën Muhamedi, më ka treguar Muhamed ibën Abdullah ibën Haseni, nga Ebu Zinadi, ky nga El A'rexhi, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Tha i Dërguari i Allahut: "Kur ndokush prej jush bën sexhden, mos të ulet ashtu siç ulet deveja, mirëpo le të vendos duart para gjunjëve të tij."[4]

Edhe ky hadith, sikurse ai paraprak, ka dobësi, mirëpo hadithi i dytë për dallim nga i pari, ka dobësi edhe në mesin e transmetuesve (sened), po ashtu edhe në vet tekstin e përmbajtjes (metn).

Sa i përket dobësisë së transmetuesve, është fjala për



Muhamed ibën Abdullah ibën Hasenin, i cili nuk dihet se a është takuar me transmetuesin tjetër Ebu Zinadin, madje Buhariu hedh pikëpyetje për takimin e tyre. Buhariu këtë hadith e ka konsideruar të dobët në librin e tij të njohur si "Te'rihu-l kebir."

Sikur Buhariu mendojnë edhe të tjerët, si Darekutni dhe imamët e mëdhenj të shkencës së hadithit. Madje, ka prej ulemave që këtë hadith e kanë konsideruar si të sëmurë dhe me defekte (*ma'lul*).

Këtë hadith e ka bërë të dobët njëri ndër transmetuesit e tij, e që është Tirmidhiu. Faktikisht, ka prej ulemave dhe studiuesve që e mbrojnë hadithin, por realiteti është se ky hadith është i dobët edhe përkundër që disa tentojnë me çdo kusht ta bëjnë të fortë, siç bën Albani. Mjafton që imamët e mëdhenj si Ahmed ibën Hanbeli, Buhariu, Tirmidhiu, Ibën Kajimi dhe shumë të tjerë vlerësojnë të dobët.

Ibën ebi Shejbe në Musanefin e tij, sjell hadithin e transmetuar po nga Ebu Hurejre i cili është hadith merfu, ku Ebu Hurejre praktikisht bien ndesh me hadithin paraprak: "Na ka treguar Ebu Bekri, nga Ibën Fudejli, ky nga Abdullah ibën Seidi, ky nga gjyshi i tij, e ky nga Ebu Hurejre, i cili ka thënë: "Kur ndonjëri prej jush bën sexhde, le të fillojë me gjunjët e tij para duarve të tij, e mos të ulet ashtu siç ulet deveja."[5]

Ibën Kajimi në Zadul Mead, në mënyrë të detajuar mbron mendimin se në sexhde duhet të shkohet së pari me gjunjë dhe kjo është forma autentike nga i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij.

"I Dërguari i Allahut vendoste gjunjët para duarve të tij (gjatë rënies në sexhde), pastaj duart pas gjunjëve, më pas ballin dhe hundën. Kjo është forma autentike e përcjellë nga Sheriku, nga Asim ibën Kulejbi, nga babai i tij dhe nga Vail ibën Huxhri. E, nuk është transmetuar asgjë në veprimin e tij që e kundërshton këtë praktikë. E hadithi i përcjellë nga Ebu Hurejre: "Kur ndokush prej jush të bën sexhde, mos të ulet ashtu siç ulet deveja, por le t'i vendosë duart e tij para gjunjëve të tij."-Zoti e di më së miri-, por nga disa prej transmetuesve ka ndodhur një gabim (*vehm*), ngase fillimi i tij (hadithit) e kundërshton fundin e tij, sepse nëse i vendos duart para gjunjëve, atëherë ulja është bërë pikërisht sikurse deveja, ngase deveja së pari i vendos duart (këmbët e para). E në momentin kur përfaqësuesit e këtij mendimi e kuptuan këtë, atëherë thanë se gjunjët e devesë janë para, e jo mbrapa, e kur ajo ulet, së pari i shtrin gjunjët (këmbët e para), mirëpo ky konstatim nuk qëndron për shumë arsye:

E para: Kur deveja ulet, ulet me duar (këmbët e para), e kur ngrihet, ngrihet së pari me këmbët (e fundit), e duart i mbesin në tokë. Nga kjo formë ndaloi i Dërguari i Allahut, ndërsa ai vet praktikoi veprimin që e kundërshton këtë formë, ngase gjëja e parë që bie në tokë është ajo që është më e afërt me tokën, e ajo që ngrihet e para nga toka është ajo që është më e larta.

I Dërguari së pari vendoste gjunjët e tij, pastaj duart, e më pas ballin e tij, e kur ngrihej (nga sexhdeja), së pari e ngrinte kokën, pastaj duart, e më pas gjunjët. Kjo formë është e kundërta e asaj që vepron deveja. E i Dërguari i Allahut ndaloi që të shëmbëllehemi me kafshët, sikurse që ndaloi të ulemi në sexhde siç ulet deveja, shikimi i përvjedhur sikur i dhelprës, shtrirja në tokë (me bërryla) sikurse shtrirja e qenit, ngritja e duarve gjatë selamit sikurse bishtat e kuajve të tërbuar, ngase udhëzimi i namazfalësit është në kundërshtim me kafshët.

E dyta: Opinioni i tyre: "Gjunjët e devesë janë në duart e saj" është opinion që nuk logjikohet dhe nuk e njohin gjuhëtarët, mirëpo gjunjët e saj janë në këmbët e saj.

E treta: Po të ishte sikurse që kanë pretenduar, do të vinte në hadith shprehja: "Le të ulet ashtu siç ulet deveja", ngase kur deveja ulet në tokë kontakti i parë me të janë duart e saj. E sekreti i kësaj çështjeje për atë që e shqyrton me vëmendje uljen e devesë, se i Dërguari i Allahut ndaloi të ulemi ashtu siç ulet deveja, e kupton se hadithi i transmetuar nga Vail ibën Huxhri është e vërteta e kësaj çështjeje.

Unë mendoj (Ibën Kajimi) se tek hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, ka ngatërrim me tesktin e disa transmetuesve, e ndoshta do të duhej të ishte teksti: "Le të vendosë gjunjët para duarve të tij", ashtu siç disa transmetues e ngatërruan tekstin e hadithit të transmetuar nga Ibën Omeri: "Bilalli e thërret ezanin natën, e ju hani dhe pini derisa ta thërret ezanin Ibën ummi Mektumi", e thanë ata: "Ibën ummi Mektumi e thërret ezanin natën, e ju hani dhe pini derisa ta thërret ezanin Bilalli."

Po ashtu disa transmetues ngatërruan tekstin e hadithit: "Vazhdojnë të hedhen në xhehenem, e ai



thotë: "A ka më të tjerë", e sa i përket xhenetit Allahu në të vendos krijesa që i shoqëron në të", e thanë: "e sa i përket xhehenemit Allahu në të vendos krijesa që i shoqëron në të."

Kam parë që Ebu Bekër ibën ebi Shejbe e ka transmetuar këtë hadith, e ai tha: "Na ka treguar Muhamed ibën Fudejli, nga Abdullah ibën Seidi, ky nga gjyshi i tij, ky nga Ebu Hurejre e ky nga i Dërguari i Allahut, i cili ka thënë: "Kur ndonjëri prej jush bën sexhde, le të fillojë me gjunjët e tij pra duarve të tij, e mos të ulet ashtu siç ulet deveja."[6]

Ebu Hurejre ka transmetuar nga i Dërguari i Allahut atë që e vërteton këtë dhe përputhet plotësisht me hadithin e transmetuar nga Vail ibën Huxhri. Ka thënë Ibën ebi Davudi: "Na ka treguar Jusuf ibën Adiji, na ka treguar Ibën Fudejl (Muhamedi), nga Abdullah ibën Seidi, ky nga gjyshi i tij, e ky nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut kur bënte sexhden, fillonte me gjunjët e tij para duarve të tij."

Gjithashtu edhe Ibën Huzejme në Sahihun e tij ka transmetuar nga hadithi i Mus'ab ibën Sadit, ky nga babai i tij, i cili ka thënë: "I vendosnim duart para gjunjëve (gjatë sexhdes), e ne u urdhëruam të vendosim së pari gjunjët e pastaj duart." E sipas kësaj i bie që hadithi i përcjellë nga Ebu Hurejre është i shfuqizuar.[7]

### Cila formë ka prioritet?

Realisht të dy hadithet kanë dobësi, për shkak se në mesin e transmetuesve kanë transmetues të dobët, por hadithi i parë ka më tepër përparësi dhe është më i fuqishëm, kështu mendon imam Hatabi dhe të tjerët. Ibën Kajimi kur e analizon këtë mesele, përmend në përfundim të saj dhjetë arsye se përse hadithi i transmetuar nga Vail ibën Huxhri është më parësor:

E para: Është më i vërtetuar dhe më i dëshmuar sesa hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre.

E dyta: Hadithi i përcjellë nga Ebu Hurejre ka ngatërrime në tekst, ngase dikush (nga transmetuesit) thotë: "Le të vendosë duart para gjunjëve të tij," e tjetri e thotë të kundërtën që të vendos gjunjët para duarve të tij. E dikush nga transmetuesit nuk e përmend fare këtë fjali.

E treta: Buhariu, Darekutni dhe të tjerët e kanë konsideruar (hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre), të sëmurë dhe me defekte.

E katërta: Një grup i dijetarëve kanë pretenduar se hadithi i Ebu Hurejres është i shfuqizuar. Ibën Mundhiri në këtë kontekst është shprehur: "Disa nga shokët tanë (dijetarë) kanë pretenduar se rënia me duar është shfuqizuar."

E pesta: Ajo që përputhet me ndalesën e të Dërguarit të Allahut që të mos ulemi në sexhde ashtu siç ulet deveja është e kundërta e asaj që transmeton Ebu Hurejre.

E gjashta: (Hadithi i Vailit) përputhet me opinionet e bartura nga sahabët, si Omer ibën Hatabi, djali i tij dhe Abdullah ibën Mesudi. Nga asnjëri prej tyre nuk transmetohet ndonjë mendim që përputhet me hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre.

E shtata: Hadithi i transmetuar nga Vaili ka edhe dëshmi tjera (*shevahid*), përderisa hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre nuk ka dëshmi. E hadithi i transmetuar nga Vaili ka më shumë prioritet për shkak të dëshmive.

E teta: Shumica e njerëzve janë të këtij mendimi (për rënien me gjunjë para duarve), përderisa mendimi tjetër ka si protagonistë Evzaiun dhe Malikun, gjegjësisht një pjesë të hadithologëve. Në të kundërtën e tyre mendojnë Ahmedi, Shafiu dhe Is'haku.[8]

### Sahabët dhe tabiinët së pari i vendosnin gjunjët, më pas duart

Na transmetohet se sahabët kur binin në sexhde, së pari i vendosnin gjunjët e pastaj duart e tyre, si Omeri, djali i tij[9] , Abdullah ibën Mesudi e shumë prej sahabëve tjerë.

Ibën ebi Shejbe sjell një kapitull në lidhje me këtë çështje: "Na ka treguar Ja'la, nga A'meshi, ky nga Ibrahimi, e ky nga Esvedi, se Omeri (kur bënte sexhden) binte me gjunjët e tij."[10] Sipas transmetimit tjetër: "...i vendoste gjunjët e tij para duarve të tij."[11]

Përveç sahabëve, kështu vepronin edhe gjenerata e tabiinëve, siç ishin nxënësit e sahabiut të njohur, Abdullah ibën Mesudit. Po ashtu Ibën Sirini, Ebu Kilabe, Ibrahim Nehaiu dhe shumë të tjerë:

Na ka treguar Abbad ibën el Avvam, nga Halidi, i cili thotë: "E pash Ebu Kalaben që kur bënte sexhden, fillonte së pari me vendosjen e gjunjëve të tij..."[12]

Na ka treguar Vekiu e ky nga Mehdij ibën Mejmuni, i cili ka thënë: "E kam parë Ibën Sirinin (qe kur bënte sexhden) vendoste gjunjët para duarve të tij."[13]

Na ka treguar Ebu Muavijeh, nga Haxhaxhi, ky nga Ebu Is'haku, i cili ka thënë: "Shokët (nxënësit) e Abdullahut, kur shkonin në sexhde, gjunjët e tyre i vendosnin para duarve të tyre."[14]

Kjo tregon se nxënësit e Abdullah ibën Mesudit kur



shkonin në sexhde, së pari i vendosnin gjunjët e më pas duart. Ata ishin njerëz të përzgjedhur të dijes.

Madje, juristi i njohur i tabiinëve, Ibrahim Nehaiu, në prezencë të të cilit sahabët nguronin të jepnin fetva për shkak të dijes së madhe që zotëronte, veprimin e shkuarjes në sexhde së pari me duar, e shihte si veprim të çmendur. "Na ka treguar Ibën Fudejli, nga Mugire, ky nga Ibrahimi i cili është pyetur për dikë që i vendos duart para gjunjëve të tij. Ai e urreu një veprim të tillë dhe tha: "A e bën këtë përveç një të çmenduri?"[15] Kjo nënkupton se në kohën e tij në vendin ku jetonte ai nuk e njihte që ndokush të kishte mendim që duhet rënë me duar para gjunjëve.

### Përfundim

Në bazë të kësaj që kam paraqitur këtu, mendoj se rënia në sexhde së pari me gjunjë e më pas me duar është më e qëndruar, më e pranuar dhe më e argumentuar, ngase:

-Hadithi i Vailit është më i pranuar dhe në bazë të atij kanë vepruar myslimanët.

-Praktika e myslimanëve në masë të madhe njeh më tepër këtë formë, me theks të veçantë te juristët myslimanë, saqë numri i atyre juristëve që e thonë të kundërtën është shumë simbolik. E për këtë praktikë na tregon edhe autori i njërit nga koleksioneve të hadithit, Tirmidhiu, i cili në mënyrë decidive dhe shume të hapur tregon se realisht rënia në sexhde me gjunjë, para duarve, është praktikë te pjesa dërmuese e dijetarëve, e cila është bartur gjeneratë pas gjenerate, ai thotë: "Praktika e shumicës dërmuese të dijetarëve parashohin që të vendos gjunjët para duarve, e kur të ngrihet, i ngrit duart para gjunjëve."[16]

-Tek adhurimet, kërkohet të veprohet sipas formës më të lehtë, e jo sipas asaj që është më e vështirë, sepse adhurimet nuk janë ndëshkim, por lehtësim. Nëse shikohen këto dy forma të rënies në sexhde, atëherë forma më e lehtë e mundshme është padyshim ajo e rënies me gjunjë, para duarve. Vetëm një pjesë e sufistëve mendojnë se në adhurime duhet ndëshkuar shpirtin e lodhur trupin në mënyrë që të qortohet nefsi dhe të arrihet shpërblimi i merituar.

-Forma e rënies në sexhde së pari me duar, e pastaj me gjunjë, i përngjet më tepër atyre që janë të sëmurë ose kanë ndonjë problem. Hanefitë hadithin e rënies në sexhde së pari me duar, e ndërlidhin me sëmundjen e Pejgamberit a.s., gjë të cilën mund ta hasim shpesh në përditshmërinë tonë tek ata që janë të sëmurë ose të shtyrë në moshë, ku në pamundësi të shkuarjes me gjunjë, së pari i lëshojnë duart e tyre.

-Juristët myslimanë kur kanë para vetes dy transmetime të ndryshme, që në shikim të parë janë të kundërta mes vete, shikojnë kronologjinë e ngjarjeve dhe veprimet e sahabëve, sepse ata janë pasqyra më reale e veprimeve të vet Pejgamberit a.s. Në rastin konkret, përderisa të dyja hadithet janë të dobëta, shikohen veprimet e sahabëve, e ato me shumicë janë që ata shkonin në sexhde së pari me gjunjët e tyre, e më pas i lëshonin duart e tyre. Përveç kësaj, duhet shikuar edhe tre shekujt e parë, se çfarë mendonin dijetarët e atyre shekujve, ku ajo që vlen të potencohet është fakti se me shumicë ata janë të mendimit se duhet shkuar me gjunjë e pastaj me duar. Madje, siç kam përmendur edhe sipër, është fjala e Ibrahim Nehaiut dhe Tirmidhiut që e vulosin këtë çështje, ngase i pari veprimin e rënies në sexhde së pari me duar, e shihte si veprim të çmendur e të marrë, e i dyti veprimin e rënies në sexhde së pari me gjunjë, e pastaj me duar, e shihte si veprim që përket me praktikën e pjesës dërmuese të dijetarëve, anembanë.

(1) Tirmidhiu në Sunen, sipas verifikimit të Ahmed Shakirit, hadithi me nr.268. bot. II, Mektebetu Mustafa el Babi el Halebij, 1397-1977,v.II, f.56. (2) Tirmidhiu në Sunen, hadithi me nr.268; Ebu Davudi në Sunen, nr. 838; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 626; Daremiu në Sunen, nr.1359. Darani, që është recensues dhe verifikues i haditheve të koleksionit të Daremiut, në lidhje me këtë hadith thotë: "Hadithi është i mirë (hasen)." Daremiu në Sunen, recensues: Husejn Selim Esed ed Darani, bot. I-rë, Darul Mugni lin neshri vet tevzi, Arabia Saudite, 1412/2000, v.II, f.834. Albani dhe disa verifikues tjerë mendojnë se senedi i hadithit është i dobët, për shkak të transmetuesit Sherik ibën Abdullah. (3) Shih Sunenin e Ebu Davudit me recenzurë nga Shuajb el Arnauti, bot. I-rë, Darurr Rrisaleh el Alemijeh, 1430-2009, v.II, f.129 (fusnotë). (4) Ebu Davudi në Sunen, nr. 840. (5) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2702. (6) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2702. (7) Ibën Kajjim el Xhevzije, Zadul Mead fi Hedji Hajril Ibad,bot. XXVII-të, Mueseseturr Rrisaletu, Bejrut-Liban, 1415-1884, v.I, f.215-219. (8) Ibën Kajjim el Xhevzije, Zadul Mead fi Hedji Hajril Ibad,v.I, f.223-224. (9) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2705. Ndonëse është edhe një transmetim tjetër që përmend se Ibën Omeri së pari shkonte me duart e tij kur bënte sexhden, e më pas i lëshonte gjunjët e tij. Këtë transmetim e ka përzgjedhur Maliku. (10) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2704. (11) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2703. (12) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2708. (13) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2709. (14) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2711. (15) Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2707. (16) Tirmidhiu në Sunen, sipas verifikimit të Ahmed Shakirit, hadithi me nr.268. bot.II, Mektebetu Mustafa el Babi el Halebij, 1397-1977,v.II, f.56.

**Isa Tërshani**

# Kultura e veshjes

**Njerëzit krenohet me shumë gjëra, e ndër to është edhe kultura e veshjes, e cila zë një vend të rëndësishëm pothuajse në tërë historinë e njerëzimit.**

Dihet mirëfilli se njeriu e ka vullnetin e vet të lirë, përkatësisht, mundësinë që të përcaktohet njërës rrugë, ose të ndjek rrugën e tatëpjetës dhe të bie në baltë, ose ta ndjek rrugën e përpjetës dhe të ngritët lart, të fitojë peshë dhe vlerë, të bëhet i denjë dhe meritor. Këtë mundësi ia la Allahu xh.sh., dhe pikërisht këtu qëndron fakti se ai është aktor i fatit të vet në këtë jetë dhe në jetën e ardhshme. Mësimet islame qartazi tregojnë se Allahu xh.sh. njeriun e bëri të aftë për t'i kapërcyer pengesat dhe vështirësitë jetësore me angazhim dhe përpjekje të vetëdijshme, me vendosmëri dhe durim. Prandaj, qëllimi islam, nuk është që njerëzve t'ua mësoi vetëm besimin në një Zot, por t'i mësoi njëkohësisht edhe se si duhet jetuar në këtë botë, duke u angazhuar me mësimet e veta fisnike, t'i largoi ata nga të këqijat, t'i liroi nga mashtrimet dhe paragjykimet e gabuara, të cilat si të tilla mund ta shpijnë njeriun deri te devijimi i rrugës së drejtë dhe vetëshkatërrimi. Ai që sadopak e njeh islamin, e di fare mirë se kjo fe-din, nuk është i shkëputur dhe i ndarë nga jeta dhe veprimtaria njerëzore. Kurani në radhë të parë, i është drejtuar njeriut. Qëllimi kuranor është gjithsesi që njeriun ta udhëzoj në rrugën e drejtë, në mënyrë që kështu të arrijë lumturinë në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Pra, siç po kuptohet, islami është vetë jeta e njeriut, jeta e tij shpirtërore dhe fizike, që ka për detyrë njeriut t'ia jap drejtimin "prej djepi e deri në varr."[1]

"O bijtë e Ademit, Ne krijuam për ju petk që ju mbulon vendet e turpshme dhe petk zbukurues. Po petku i devotshmërisë është ai më i miri. Këto janë nga argumentet e Allahut, ashtu që ata të rikujtojnë." (El Arafë, 26)

Njerëzit krenohen me shumë gjëra, e ndër to edhe veshja zë një vend tejet të veçantë. Fenomeni i veshjes e përshkon thuajse tërë historinë e njerëzimit, dhe është i përhapur në mbarë hapësirën gjeografike të rruzullit tokësor. Veshja është e lidhur me karakteristikat individuale dhe shoqërore të qenies njerëzore, dhe mund të studiohet nga pikëvështrime të ndryshme, si psikologjike, etike, ekonomike, sociale, fetare, juridike dhe historiko-gjeografike.

Pse njeriu bartë rroba? Në ç'lidhje janë veshja e njeriut dhe karakteristikat e tij shpirtërore? Në ç'relacion janë gjendja pronësore dhe pozita shoqërore-ekonomike e individit me mënyrën e veshjes së tij? Çfarë veshje bartin pjesëtarët e shtresave të ndryshme në shoqëri të caktuar? Cili është qëndrimi i fesë lidhur me këtë çështje? Cilat ligje janë vendosur në të drejtën civile kur është në pyetje veshja e njerëzve?

Me sa duket përgjigjja në çdonjërën prej këtyre pyetjeve, por edhe në një sërë pyetjesh tjera të ngjashme, duhet kërkuar në diskutime të gjata dhe të detajuara. Studiuesit e fushave të ndryshme kanë shpenzuar shumë mund në hulumtimin dhe shqyrtimin e këtyre çështjeve dhe lidhur me këtë janë shkruar shumë libra. Në bazë të hulumtimeve të gjertanishme është pohuar se, veshja i përmbush të paktën tri nevoja të njeriut, së pari, e mbron nga të ftohtët dhe të nxehtit, si dhe nga bora dhe shiu, së dyti, i ndihmon ta ruaj nderin dhe trupin e vet, dhe në fund, e bën që njeriu të duket i bukur, në rregull dhe dinjitoz.

Në një aspekt të caktuar, veshja e njeriut mund të krahasohet me vendbanimin e tij. Në fillim njeriu ndërtoi vendbanimet për t'u mbrojtur nga të ftohtët, të nxehtit dhe sulmeve të shtazëve, por pos këtij qëllimi, shtëpia shërbente edhe si strehë dhe vendbanim, ku brenda katër mureve mund të rregullonte jetën e tij si të dëshironte dhe t'i vendoste gjërat e veta personale. Prandaj, veshjen mund ta konsiderojmë si "shtëpinë" ose thënë më drejtë "shtëpinë e parë" të çdo njeriu.

Arsye kryesore për paraqitjen e veshjes është, siç u tha më sipër, nevoja e njeriut për ta ruajtur sigurinë e vet, nderin dhe bukurinë. Mirëpo, është gabim të mendohet se të gjitha dallimet dhe laramania, e cila në

periudha të ndryshme haset te pjesëtarët e popujve të ndryshëm mund të shpjegohet vetëm përmes këtyre tre parametrave. Nëse i hedhim një shikim grupeve të ndryshme shoqërore, do të vërejmë dallimet në veshje midis meshkujve, femrave dhe fëmijëve.

Gjithashtu, dallojmë mënyrat e veshjes së njerëzve në viset rurale dhe mjediset urbane. Por, as në vetë qytetin, shtëpiaket nuk vishen njëlloj si femrat e punësuara. Zanatlinjtë dhe pjesëtarët e profesioneve të ndryshme kanë veshje që i përshtaten punës të cilën e kryejnë. Pjesëtarët e shtresave të ndryshme shoqërore vishen në pajtim me gjendjen e tyre të pasurisë dhe të ardhurave. Kondita klimatike formëson kulturën e veshjes së njerëzve që jetojnë aty.

Religjionet zakonisht kanë një kodeks të veshjes. Islami, gjithashtu definon dispozitat lidhur me veshjen. Në shoqërinë tonë bashkëkohore, këtë më së miri e ilustron shprehja hixhab, e cila nënkupton mënyrën e veshjes islame.[2]

### Lidhja e veshjes dhe kulturës

Në rend të parë, të gjithë e dimë ç'është veshja dhe për këtë arsye nuk do ta definojmë. Mirëpo, kultura është nocion që kërkon të definohet dhe sqarohet se ç'nënkuptohet në të vërtetë me të. E një nga kuptimet është edhe ky: "Tërësia e njohurive dhe e shprehive të sjelljes a të edukatës që ka përvetësuar a e përvetëson një njeri në shkollë ose në jetë; njeri me kulturë. Pallati i kulturës. Vatra e kulturës. Shtëpia e kulturës. Seksioni i arsimit dhe i kulturës. Lëndë të kulturës së përgjithshme. Ka kulturë të madhe."[3]

Bota të cilën njerëzit e ndërtojnë dhe jetojnë në të, në shumëçka mbështetet në mënyrën e pikëpamjes së tyre ndaj botës, varësisht prej asaj si e shikon ekzistencën dhe jetën, dhe cilat vlera i konsideron dominuese, edhe në kulturën e veshjes. Mund të themi se njerëzit komunikojnë me veshje, ku secili prezanton veten me gjuhën e rrobave që i bartë, kush është, prej nga vjet dhe cilës kulturë i përket.

Dallimet në veshjen e njerëzve nga mjedise të ndryshme nuk është vetëm rezultat i specifikave gjeografike, klimatike, sociale, ekonomike, profesionale dhe të moshës, por edhe si pasojë e kulturës dhe pikëpamjes së tyre ndaj botës. Mënyra e veshjes dallon edhe sipas asaj si njerëzit e shohin botën dhe vendin e vet në të, në ç'mënyrë përsiatin mbi fatin dhe ku e shikojnë mirëqenien e vet.

### Si t'i kundërvihemi modernizimit të dëmshëm?

"Thuaj: "Nuk është e njëjtë e keqja dhe e mira, po edhe nëse të mahnit ty shumimi i së keqes, pra kini frikë Allahun (e mos pranoni të keqen), o ju të zotët e





mendjes, ashtu që të shpëtoni." (El Maide, 100)

Sipas mësimeve islame, mbi gjykimin e disa adeteve dhe shprehive, dhe gjykimin e njerëzve ndaj tyre, nuk është me rëndësi se në ç'masë janë të përhapura dhe sa konsiderohen moderne, por me rëndësi është se çfarë karakteri dhe domethënie kanë, d.m.th. sa janë të dobishme ose të dëmshme. Në qoftë se diçka është e pakuptimtë, e pahijshme dhe e dëmshme, duhet t'i kundërvihemi dhe si e tillë të flaket, pa marrë parasysh se sa ajo do të ishte "moderne". Në këso dilemash (a të përvetësohet apo të flaket), masë është dobia dhe dëmi, e kurrsesi "modernizimi". Për këtë arsye, në qoftë se një qëndrim yni si, veshja jonë, sjellja jonë, është e dobishme, e drejtë, e shëndoshë dhe fisnike nga aspekti fetar, moral, shkencor dhe shoqëror, atëherë kjo ka përparësi mbi atë që është "moderne", aq më parë kur ky modernitet është i dëmshëm.

Në bazë të këtyre masave dhe principeve të shëndosha, është e qartë se di duhet të jetë qëndrimi ynë ndaj shprehive të modernizuara dhe ndaj sjelljes dhe veshjes jo dinjitoze, e të cilat janë të dëmshme dhe që kontribuojnë në dukuritë negative dhe në përhapjen e të këqijave tjera. Pra një qëndrim të tillë dhe një sjellje të tillë është e qartë se duhet pasur vullnet të fortë, vetëdije të lartë, vendosmëri dhe guxim, moral e njohuri të drejtë dhe ndjesi ndaj vlerave morale, si dhe njohuri për të gjithë të keqen dhe të dëmshmen, të cilat janë shtrembësi dhe të pahijshme. E këto që u përmendën duhet t'i ketë çdo mysliman dhe myslimane, sepse për këtë i mëson feja e tyre.

Sipas botëkuptimit islam, njeriu duhet të jetë kreator për modën e vet, për idealet dhe parimet morale të tij, e kurrsesi të bëhet rob i modës, pa marrë parasysh qëllimin e saj dhe drejtimin në të cilin ajo shpie. Në botën e modernizuar, modën e veshjes dhe sjelljes më së shpeshti e përcaktojnë dhe e lansojnë individë ose qarqet e ngushta të disave nga disa pikëpamje të tyre personale, nga plani dhe interesi i tyre personal, kurse të tjerët atë e pranojnë pa kurrfarë mendimi dhe arsyetimi të shëndosh.[4]

Kjo është njëra nga dukuritë e nënshtrimit të verbër, të cilën myslimanët nuk duhet ta pranojnë. Çdo njeri dhe çdo bashkësi ka të drejtë t'i flakë të gjitha shprehitë dhe çdo modë të cilat nuk janë në përputhshmëri me principet e tyre jetësore dhe me mënyrën e jetesës së tyre. Pranimi i modës së huaj në mënyrën e huaj të jetesës, praqet nënçmimin më të vrazhdë të njeriut dhe goditjes grusht në të drejtat dhe lirinë njerëzore të tij.

(1) Kasim Dobraça. Ruhu nga të këqijat. Prishtinë 1990. f. 6. (2) Gholam Ali Haddad' Adel. Kultura e zhveshjes dhe zhveshja e kulturës. Gjilan 2004. f. 9. (3) Fjalor i gjuhës së sotme shqipe. Rilindja, Prishtinë 1981.f. 909. (4) Kasim Dobraça. Ruhu nga të këqijat. Prishtinë 1990. f. 60.

Kasam Muhameti

# Edukata gjatë ushqimit

Mënyrën e të ushqyerit na e ka mësuar Muhamedi a.s., përmes traditës së tij.[1] Para fillimit të ushqimit duhet pastruar duart, në mënyrë që të mënjanohet papastërtia, sepse kështu ka vepruar edhe Muhamedi a.s., të fillohet me "Bismilah" (Me emër të Allahut), të hahet para veti dhe duke mos bërë lëvizje të shpeshta. Besmelen duhet ta themi çdoherë kur fillojmë të bëjmë ndonjë punë të mirë, sepse sipas disa transmetimeve, në rast se nuk fillojmë me Bismilah, atëherë në ato punë pjesëmarrës është edhe shejtani i mallkuar.[2]

Muhamedi a.s. na porosit kështu: "Kur dikush prej jush fillon të hajë, le ta përmend emrin e Allahut të Madhëruar, por nëse harron ta përmend në fillim të ngrënies, atëherë (më vonë kur ta vërejë se ka harruar) le të thotë: "Me emër të Allahut në fillim dhe në mbarim të ushqimit."[3]

Besmelen është mirë ta themi me zë pak më të lartë, në mënyrë që t'ua rikujtojmë të tjerëve. Ngrënia dhe pirja duhet të bëhen para vetes dhe me dorë të djathtë. Për këtë argument e kemi rastin e Umer ibën Ebi Muselemes, kur njëherë e kishte qortuar Muhamedi a.s. me këto fjalë: "Thuaj Bismilah, ha me dorë të djathtë dhe ha para vetes."[4]

Gjithashtu me këtë rast, po e përmendim edhe një hadith tjetër të Muhamedit a.s.: "Kur dikush prej jush dëshiron të hajë diçka, le të hajë me dorë të djathtë, kur të pijë le të pijë po ashtu me dorë të djathtë, se vërtet shejtani hanë me dorën e majtë dhe po ashtu pi me dorën e majtë."[5]

Nga ky hadith përveç se kuptojmë që, ngrënia duhet të jetë para veti dhe të bëhet me dorë të djathtë, po ashtu duhet të kemi parasysh që të hamë në një vend (pa lëvizur andej-këndej), përveç nëse lëvizim për shkak të llojllojshmërisë së ushqimit që kemi në sofër, se kështu na mëson tradita e Muhamedit a.s.

Traditë e tij ishte që ta fillonte ushqimin me kripë dhe ta mbaronte me të, sepse përmes kripës shërohen shtatëdhjetë sëmundje. Preferohet po ashtu që në ushqim të ketë edhe ëmbëlsira, të ketë sa më tepër pjesëmarrës në sofër, qoftë mysafirë, të afërm, shërbëtorë etj., për të pasur sa më tepër bereqet. Gjatë ngrënies është mekruh që të heshtet, sepse kështu veprojnë zjarrëputistët. Tregohet se Muhamedi a.s. gjatë ngrënies e ka mbledhur këmbën e majtë, ndërsa të djathtën e ka mbajtur të zgjeruar. Ushqimin e nxehtë nuk e ka ngrënë dhe nuk ka lejuar që të fryhet në enë. Është e pëlqyer që gjatë ngrënies, kafshatat të futen në gojë të grimcuara (të zvogëluara), duke i mbledhur edhe thërrmijat e bukës dhe duke i përtypur mirë në gojë. Gjithashtu ushqimi duhet të hahet në qetësi, duke mos u ngutur.[6] Ushqimi duhet të fillohet prej skajit të enës, e jo prej mesit ose më larg, sepse kjo konsiderohet mekruh, kështu ka porositur Muhamedi a.s.: "Hani prej skajit të enës dhe lëreni mesin e saj që të keni bereqet në ushqim."



**Nuk lejohet nënçmimi i ushqimit**

Nuk lejohet assesi nënçmimi i ushqimit, por preferohet lavdërimi i tij. Për këtë, në një hadith që e transmeton Ebu Hurejra r.a. thuhet: "Pejgamberi a.s., asnjëherë nuk ka përmendur të meta në asnjë ushqim, nëse i ka ardhur i shijshëm e ka ngrënë, e nëse nuk e ka pëlqyer e ka lënë."[7]

Gjithashtu në një transmetim, thuhet se Muhamedi a.s. ka kërkuar nga familja e tij t'i sjellin për ushqim erëza, por ata i thanë se nuk kemi asgjë tjetër, përveç uthullës. Atëherë Muhamedi a.s. kërkoi uthull dhe filloi të hajë, duke thënë: "Sa të mira janë erëzat dhe uthulla. Sa të mira janë erëzat dhe uthulla."[8]

Kur jemi duke ngrënë, nuk preferohet që të mbështetemi diku, sepse kështu transmetohet nga sahabiu i njohur Enesi r.a., i cili thotë: "E kam parë Pejgamberin a.s. të ulur në pjesën e prapme të trupit duke ngrënë hurma dhe nuk është mbështetur fare."[9] Muhamedi a.s. e ka preferuar ngrënien me tre gishtërinj (gishtin e madh, tregues dhe të mesëm), po ashtu ka preferuar edhe lëpirjen e tyre. Për këtë tregon Xhabiri r.a., të cilin e kishte këshilluar Muhamedi a.s. që kur të hajë, veç tjerash le t'i lëpijë edhe gishtërinjtë dhe le ta ngjyej enën, duke e porositur me fjalët: "Ju nuk e dini se në cilin ushqim gjendet bereqeti."[10]

Kur dikujt i bie kafshata nga dora në tokë, preferohet që të merret përsëri dhe të hahet. Për këtë Muhamedi a.s. na mëson: "Nëse dikujt prej jush i bie kafshata e bukës, le ta marrë dhe le ta pastrojë, nëse në të ka ndonjë send, pastaj le ta hajë, e mos t'ia lejë atë shejtanit. Kur ta kryejë ushqimin, mos t'i fshijë gishtërinjtë me faculetë para se t'i lëpijë, sepse nuk e di se në cilin ushqim është bereqeti."[11] Ndërsa, sa i përket asaj se a bën në një tryezë të hahet bashkërisht nga një enë apo në pjata veç e veç, për këtë më së miri na tregon Allahu i Madhëruar, përmes këtij ajeti të Kuranit: "Mund të hani bashkërisht ose veçmas, nuk është mëkat." (En Nur, 61)

Duhet të kemi kujdes, që gjatë ngrënies mos të teprohet dhe të stërmbushet barku, sepse kjo, jo që nuk preferohet, por është e ndaluar edhe nga Allahu i Madhëruar, e edhe nga Muhamedi a.s. Për këtë Allahu i Madhëruar në Kuranin famëlartë thotë: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe



pini e mos e teproni, se Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin).” (El Arafë, 31)

### Të jemi të përmbajtur

Ndërsa, Muhamedi a.s. thotë: “Hani e pini, ndani lëmoshë për të varfrit, vishuni mirë, duke mos e tepruar dhe mos e mbani veten lart (mos u bëni) kryeneçë dhe dashurues të vetvetes, se vërtet Allahu i Madhëruar dëshiron që t’i shoh gjurmët e begative të Tij te robi i vetë.”[12] Po ashtu, në një hadith tjetër thuhet kështu: “S’ka punë më të keqe për njeriun se sa ta mbush barkun e tij. I mjaftojnë pasardhësit të Ademit (njeriut) disa kafshata që ta mbajë peshën (shëndetin) e tij. Nëse nuk mund ta bëjë këtë, atëherë le ta rezervojë një të tretën për ushqim, një të tretën për pije dhe një të tretën për veten e tij.”[13]

Besimtari lejohet të ushqehet deri në atë masë, sa mos të arrihet shkalla e kufirit të tepërt, sepse ngrënia e ushqimit të tepërt, aq sa nuk mund ta bartë organizmi është dëm, keqpërdorim dhe haram. Islami kërkon nga ne që të jemi të përmbajtur gjithherë, e po ashtu edhe gjatë ngrënies dhe pirjes. Megjithëse, hanefitë mendojnë se në disa raste, nuk është e ndaluar që të teprohet në ushqim, si p.sh.: kur frikësohemi se mund t’i sjellim dëm gjendjes së devotshmërisë për ta agjëruar ditën e nesërme, ose për të nderuar mysafirin. Hanefitë po ashtu thonë se, nuk lejohet që për shkak të kënaqësisë shpirtërore (devotshmërisë) të pakësohet ngrënia, derisa të vjen deri te dobësimi për kryerjen e ibadeteve (riteve fetare).[14]

Llukman Hakimi, birin e tij e këshilloi me këto fjalë: “O biri im, kur të mbushet barku, mendja flenë, humbet urtësia, pjesët e trupit plogështohen, nuk bëjnë ibadet.”[15]

Në fund është mirë të thuhet: “Falënderimi i qoftë Allahut”, siç ka thënë Muhamedi a.s.: “Falënderimi i qoftë Allahut, falënderim shumë i sinqertë për bekim dhe mirësi të ushqimit, falënderimi i qoftë Allahut, i Cili më mundësoi të ha dhe të pi, i Cili më forcoi, pasi që unë pata nevojë.”[16]

Me këtë rast, do t’i përmendim edhe disa këshilla të Ibën Sinasë, që na mësojnë se si duhet të ushqehet besimtari dhe të mbrohet nga sëmunjet:

“Vetëm kur ke uri, ushqehu o njeri, kështu të mësojnë njerëzit me dituri!

Çka s’mund ta përtypësh o njeri, në barkun tënd mos e fut, s’të bën dobi!

Një herë në javë në banjë shpejto, ke kujdes për këtë, javën mos e kalo!

Pastërtia në jetë është gjë kryesore, kjo është fjalë e njerëzve me përvojë jetësore!

Sëmundjen tënde mos e fsheh, por trego, me kohë të mjeku paraqitu dhe ilaç kërko!

Asnjëherë barkun tënd mos ta kesh ngarkuar, mbase nuk ke mundësi të ecësh, as për të pushuar!

Herët zgjohu dhe vepro pa pushuar, mbase është metodë për t’u shëruar!

Secili që këto shtatë këshilla i ka jetësuar, te mjeku nuk ka nevojë për t’u vizituar!”[17]

Siç pamë më lartë teprimi i ushqimit është i ndaluar në fenë islame, por sa janë duke i jetësuar këto parime myslimanët në veçanti, dhe të gjithë njerëzit në përgjithësi?! Sot vërejmë se si pasojë e teprimit në ushqim, njerëzit vuajnë nga sëmundje të ndryshme, si trashësia e tepërt, plogështia, shtypja e lartë e gjakut, diabeti etj. Në anën tjetër dëgjojmë se në disa vende njerëzit vdesin nga uria, kurse te ne shohim njerëzit se lëre që shpenzojnë me të madhe, por kontejnerët e mbeturinave shpeshherë i shohim të mbushura me bukë, gjella, e artikuj tjerë ushqimor, të cilët hedhen pamëshirshëm, duke mos u kujtuar, se shumë të varfër gjenden në mbarë botën, e po ashtu edhe në Kosovë. Harrojmë se Allahu i Madhëruar në Kuranin famëlartë na qorton, duke na thënë: “Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfrit, edhe atij që është udhëtar, po mos shpenzo tepër e pa rrugë. Ata që shpenzojnë tepër janë vëllezër (në veprim) të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të tij.” (El Isra, 26-27)

(1) Ebu Bekër Xhabir el Xhezair “Minhaxhul Muslim”, Medine 1964. bot. 1, f. 129. (2) Imam Neveviu: “Rijadus salihin” hadithi nr. 734-735, Prishtinë 1997, f. 272-273. (3) Transmeton Ebu Davudi në “Kitabul At’imeti”, El Babu: “Et tesmijjetu alet ta’ami”, hadithi nr. 3275. (4) Transmeton Buhariu në “Kitabul At’imeti”, El Babu: “El Eklu mima jelihi”, hadithi nr. 4959. (5) Transmeton Muslimi në “Kitabul Eshribeti”, El Babu: “Adabut ta’ami vesh sherabi ve hukmuhuma”, hadithi nr. 3764. (6) Dr. Vehbetu Zuhejli “El fikul islamijju ve edil-letuhu”, vëll. IV, Damask 1997, bot. 4, f. 2622. (7) Transmeton Ebu Davudi në “Kitabul At’imeti”, El Babu: “Ma xhae fil ekli min e’ala sahfeti”, hadithi nr. 3281. (8) Transmeton Buhariu në “Kitabul Munakibi”, El Babu: “Sifetun nebijji”, hadithi nr. 3299. (9) Transmeton Muslimi në “Kitabul Eshribeti”, El Babu: “Fediletul hali, hadithi nr. 3823. (10) Transmeton Muslimi në “Kitabul Eshribeti”, El Babu: “Istibabu tavdu’il ekli ve sifetu ku’udihi”, hadithi nr. 3807. (11) Transmeton Muslimi në “Kitabul Eshribeti”, El Babu: “Istihbabu leikil esabi’i, hadithi nr. 3792. (12) Transmeton Muslimi “Kitabul Eshribeti”, El Babu: “Istihbabul leikil esabi’i, hadithi nr. 3793. (13) Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij, Nesaiu, Ibën Maxheh dhe Hakimi nga Abdullah bin Umeri. (14) Transmeton Ibën Maxheh “Kitabul At’imeti”, El Babu: “El Iktisadu fil ekli ve kerahetush sheb’i, hadithi nr.3340. (15) Dr.Vehbetu Zuhejli “El Fikhul islamijju ve edil letuhu” vëll. IV, Damask, bot. 4, 1997, f. 2591. (16) Bajrush Ahmeti “Njëqind e një hadithe përkthim me komentim”, Prishtinë 1995, f. 107. (17) Transmeton Buhariu. (18) Prim. dr. med. sci. Ali Iljazi “Dituria Islame” Nr. 77, boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, f. 17.

Mr. Artan Musliu

# Dhuro nga ajo që e do!

Njeriu, si një qenie shoqërore është krijuar dhe parapërgatitur që të jetojë në mesin e të tjerëve. Duke qenë i tillë, ai nuk ka mundësi që të jetojë tërësisht i vetmuar, andaj çdoherë ndjen nevojën për ndihmën e të tjerëve. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Ndihmojuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e kurrsesi në mëkate e armiqësi." (El Maide, 2). Prandaj, si pjesë e këtyre nevoja të ndërsjella mes njerëzish është edhe solidarizimi dhe ndihmesa në aspektin material.

Sadakaja apo lëmosha është dhënie fakultative që u dedikohet të varfërve, skamnorëve, nevojtarëve qoftë nga të afërmit apo jo të afërmit dhe qoftë nga aspekti material apo shpirtëror.

Sadaka, si fjalë, rrjedh nga gjuha arabe, dhe që kushtimisht do të thotë sinqeritet apo thënë më ndryshe ajo është e kundërta e gënjeshtrës dhe mashtrimit. Ky emërtim sipas Ibën Uthejminit[1] vjen, ngase tregon sinqeritetin dhe është prej shenjave vërtetuese të besimit ndaj Zotit. E kjo për shkak se njeriu çdoherë duhet të jap nga ajo që është e dashur për të, e çmuar për shpirtin e tij dhe me vlerë për qenien e tij. E kjo ngase zakonisht, lëmosha, jepet në para dhe nga gjësendet tjera materiale. E njeriu nuk heq dorë nga ajo që e do, përveçse për diçka më të dashur dhe kur heq dorë nga pasuria e tij, duke ia dhënë dikujt tjetër, ai e bën këtë ngase kënaqësia dhe shpërblimi i Allahut xh.sh. janë shumë më të dashura për të, se sa pasuria dhe tërë ajo që e posedon.

Po ashtu, prej kuptimeve tjera që ka sadakaja është edhe mëshira që ndjen njeriu për njeriun, duke e konsideruar vëlla për nga ana e krijimit, dhe që një mëshirë e tillë nuk mund të quhet e sinqertë përderisa nuk konkretizohet praktikisht, pra duke e ndihmuar fizikisht apo materialisht në përpjekje për t'ia lehtësuar nevojat e tij.

### Llojet e sadakasë (lëmoshës)

Sadakaja mund të ndahet në disa forma, varësisht nga ajo që dhurohet, e që mund të kemi sadaka fizike, materiale apo shpirtërore. Nga koha e përdorimit të saj, e që mund të kemi sadaka afatshkurtra dhe afatgjate apo rrjedhëse. Dhe sipas ndikimit që ka ajo, andaj mund të kemi sadaka individuale dhe shoqërore.

### Llojet e sadakasë për nga lloji i dhënies

Thamë se sadakaja, për nga forma e dhënies mund të jetë materiale, fizike apo edhe emocionale apo ndjesore. Sadakaja materiale është e njohur thuajse te të gjithë ne dhe zakonisht ka të bëjë me ofrimin e ushqimit, veshmbathjes, apo edhe të formave të tjera që kanë kryesisht karakter material. Ndërsa, sadakaja fizike është kur njeriu ofron ndihmesë fizike për të mirën e të tjerëve. Prej këtyre formave do të mund të ceknim largimin e pengesave prej rrugës, orientimi i njerëzve në vende të panjohura, të ndihmuarit e njerëzve me aftësi të kufizuara. Po ashtu, prej këtij lloji të sadakasë, janë edhe shkathtësitë dhe aftësitë individuale që vihen në shërbim të shoqërisë dhe të njerëzve, që nuk kanë mundësi të paguajnë për gjërat e tilla. Nga ky lloj kemi edhe sadakanë emocionale apo ndjesore që duhet t'u ofrohet njerëzve varësisht nga nevoja që ata kanë, andaj jo kot janë llogaritur si sadaka edhe buzëqeshja kur ajo i jepet personit që ke përballë,[2] apo edhe fjala e mirë që u thuhet bashkë komunikuesve.[3]

### Llojet e sadakasë për nga koha e përdorimit të saj apo qëndrueshmëria e saj

Kemi sadaka që janë afatshkurta apo që nuk mund të kenë qëndrueshmëri dhe jetëgjatësi të madhe. Zakonisht në këtë grup bëjnë pjesë ushqimet e ndryshme. Por, po ashtu kemi edhe sadaka që janë më të qëndrueshme apo që janë sadaka rrjedhëse, e që numri i tyre është shumë i madh duke filluar nga ndërtimi i rrugëve, i shkollave, i xhamive, deri te dhënia e donacioneve të ndryshme për të ndihmuar spitale, çerdhe, shtëpi rehabilitimi etj.



#### Llojet e sadakasë për nga ndikimi i tyre apo diametri veprues i tyre

Këtu kemi të bëjmë me sadaka individuale dhe shoqërore. Sadakatë individuale janë të gjitha ato sadaka që përkufizohen te një përdorues dhe që nuk kanë mundësi të përdoren te të tjerët, siç janë ushqimet etj. E ndërsa sadaka shoqërore janë ato që kanë të bëjnë me një grup individësh apo që kanë ndikim te një shtresë më e gjerë e njerëzve. E këtu mund të bëjnë pjesë dija që njeriu ua ofron të tjerëve, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, largimi i pengesave nga rruga, etj.

#### Vlera e sadakasë

Vlera e sadakasë është shumë e madhe dhe e një rëndësie të jashtëzakonshme, ngase ajo bëhet shkak për përmirësimin e gjendjes shoqërore dhe individuale. Në aspekt shoqëror ajo ndikon në rritjen e dashurisë ndër-njerëzore, në heqjen e zilisë dhe të urrejtjes, në përafrimin e njerëzve, në lehtësimin e gjendjes së nevojtarëve dhe skamnorëve. Por, po ashtu ajo ka ndikim të madh edhe në aspektin individual, ngase njeriu kur mësohet që të jap nga mirësitë që i ka dhënë Allahu xh.sh. ai arrin që të eci shumë shpejtë drejt dashurisë dhe kënaqësisë së Allahut xh.sh. E që një gjë e tillë është kulminacioni i mirësive dhe shpërblimeve që dëshirohet dhe synohet nga çdo besimtar. Andaj është e pamundur që të përmblidhet me një shkrim të vetëm e tërë ajo vlerë e madhe që ka sadakaja, prandaj do të mjaftohemi vetëm me kaq.

#### Format më të mira të dhënies së sadakasë

Format më të mira të dhënies së sadakasë janë:

- Sadakaja e fshehtë. Fshehtësia duhet që të përfshijë dhuruesin, atë që është dhënë, si dhe pranuesin apo atij që i është dedikuar. E kjo ngase po të bëhet publike frikësohet që njeriu ta ketë bërë për syefaqësi.
- Sadakaja në kushte të mira. Pra, sadakaja e dhënë kur njeriu është shëndosh është shumë më e dobishme sesa ajo që jepet kur është sëmurë, apo sadakaja e dhënë kur njeriu është mirë është shumë më e mirë sesa ajo që jepet kur njeriu është në kushte të vështira. E kjo ngase kur jepet në kushte jo të mira frikësohet që ta ketë dhënë për të tejkaluar atë gjendje në të cilën ai ndodhet.
- Sadakaja ndaj të afërmve. Sadakaja e dhënë në familje apo në farefis dhe të afërm është më e dobishme sesa ajo e dhënë për të huajin. E kjo ngase me këtë arrihen më shumë se një shpërblim në të njëjtën kohë. Pra,



arrihet edhe shpërblimi i sadakasë, por edhe i lidhjeve familjare.

- Sadakaja nga ajo që e ke përzemërt. Sadakaja çdoherë duhet të jepet nga ajo që njeriu e do dhe e ka për zemër, ngase kështu na ka urdhëruar Allahu xh.sh. duke na thënë: "Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim (as kënaqësinë e lumtur në xhenet) derisa të mos e jepni më të dhembshmen (më të dashurën) e pasurisë suaj."(Ali Imran, 92). Prandaj, për të arritur shpërblim sa më të madh duhet që të japësh nga ajo që e ke sa më përzemër dhe jo të japësh nga ajo që ke bërë gati ta hedhësh në plehra, ngase nuk e përdorë më. Një gjë që nuk ia dëshiron vetës tënde mos ia dhuro as vëllait tënd.

- Sadakaja rrjedhëse. Sadakaja që ka karakter të vazhdueshmërisë dhe jetëgjatësisë në përdorim është më e preferuar dhe më e mirë sesa ajo që është afatshkurtër. E kjo ngase mundësia e fitimit të shpërblimit, në sadakatë rrjedhëse, është shumë më e madhe, sepse ajo do të jetë e vazhdueshme përderisa ekziston ajo sadaka edhe pse ndoshta dhuruesi i saj mund të ketë vdekur shumë kohë më parë.

- Sadakaja e dhënë pas kryerjes së obligimeve. Nëse njeriu dëshiron që të jap sadaka ai fillimisht duhet që të përmbush nevojat elementare dhe detyrimore të familjes së tij, e pastaj të jap, ngase në të kundërtën, do u bëjë padrejtësi familjarëve dhe atyre ndaj të cilëve obligohet që të përkujdeset.

### Forma e dhënies së sadakasë

- Sadakaja duhet të jepet nga ajo që posedon pavarësisht se sa e vogël mund të jetë. Islami asnjëherë nuk i kushton rëndësi sasisë, aq sa i kushton rëndësi formës dhe cilësisë. Pra, Islami çdoherë favorizon cilësinë para sasisë. Një gjë të tillë mund ta kuptojmë edhe nga vetë transmetimet e Pejgamberit a.s., por edhe nga jeta e shokëve dhe pasuesve të denjë të tij. Në një prej transmetimeve Pejgamberi a.s. thotë "Një dërhem ia tejkalon njëqind mijë dërhemëve", ndërsa të pranishmit e pyeten se si ka ndodhur kjo dhe Pejgamberi a.s. u tha: "Një njeri kishte vetëm dy dërhem dhe njërin e dha sadaka, ndërsa një tjetër shkoi te pasuria e tij e madhe dhe nga ajo ndau vetëm njëqind mijë dërhem".[4] Po ashtu Allahu xh.sh. thotë "E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë." (Zelzele, 7)

- Sadakaja duhet që të jepet nga ajo që është më e dashur për njeriun, nga ajo që e ka më së shumti përzemër dhe më të çmuarën. E po ashtu duhet që të jepet në formën më të bukur dhe assesi nuk guxon që të jepet, siç shohim në disa raste, sikur të hidhej në kosh plehrash. Për një gjë të tillë kemi transmetime të shumta nga Pejgamberi a.s., që na e dëshmojnë një gjë të tillë, e po ashtu kemi edhe transmetime të shumta nga të parët tanë që na tregojnë për kujdesin dhe rëndësinë që i kanë dhënë formës së dhënies së sadakasë.

- Sadakaja duhet që të jepet në formën më të mirë të mundshme. Në një prej transmetimeve Pejgamberi a.s. thotë: "Me të vërtetë Allahu xh.sh. është i bukur dhe e do të bukurën".[5] E po ashtu transmetohet nga Aisheja r.a., se kur dëshironte të jepte sadaka nga parat e saj, ajo i parfumonte ato duke u munduar që t'i jap në formën më të mirë të mundshme.

E ndërsa kushtet e pranimit të sadakasë janë të ngjashme me kushtet tjera të pranimit të veprave të besimtarit, pra ato janë: Të qenët mysliman, të qenët në moshë madhore, të jetë i aftë psiqikisht, të ketë kompetenca në pasurinë e tij, që të jap vetëm për hir të Zotit, që të jap nga pasuria hallall, që të jap me vetëpëlqim dhe jo nga detyrimi.

(1) Ibën Uthejmini, Sherh Bulug El-Meram, vol.9, fq.496. (2) Shih transmetimin pejgamberik, ku thuhet: "Buzëqeshja në fytyrën e vëllait tënd është lëmoshë, udhëzimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është lëmoshë, orientimi i njerëzve në një vend të panjohur është lëmoshë, heqja e gurit, kockës apo ferrave nga rruga është lëmoshë, dhe zbrazja e enës tënde në enën e vëllait tënd është lëmosh për ty", transmeton Ibën Hibani, në Sahihun e tij, nga Ebu Dherri r.a, shih trans. nr. 534. (3) Shih transmetimin pejgamberik, ku thuhet "... dhe fjala e mirë, çdo hap që bënë për në namaz dhe orientimi i atij që ka humbur rrugën është sadaka'', transmeton Imam Buhariu, në Sahihun e tij, nga Ebu Hurejre r.a, shih trans. nr. 2734. (4) Shih librin El Mustedrek ala Sahihejn të Nisaburit, transmetimi vjen nga Ebu Hurejre r.a., dhe është sipas kushteve të Imam Muslimit, shih trans. nr. 567. (5) Shih librin Sahih el Xhami'j të Imam Albanit, transmetimi vjen nga Ebu Hurejre r.a., dhe është prej transmetimeve që janë konsideruar si të vërteta (sahih) nga Imam Albani, shih trans. nr. 1742.

**Laura Fitzgerald**

# Gratë po gjejnë vendin e tyre për falje në xhami

Vjosa Molliqaj, veshi një fund të gjatë, mbështolli kokën me një shami dhe u gjunjëzua që të falej. Rreth 12 gra, të moshuara e të reja, ishin ulur rreth saj dhe në qetësi lexonin Kuranin apo faleshin në ballkonin e grave, në xhaminë e katër llullave në qendër të Prishtinës.

Katër vjet më parë, para se të shpërngulej në Prishtinë, Molliqaj nuk kishte një hapësirë në xhami ku do të falej. Dy xhamitë në qytetin e saj të lindjes, Deçan, nuk kishin ballkon për gra. Në Prishtinë, çdo ditë në pushimin e drekës, Molliqaj falet në xhaminë që është vetëm disa minuta larg zyrës ku ajo punon. Në xhami, ajo është në paqe, aty mund të flasë me Allahun, ta falënderojë Allahun dhe të kalojë kohë me myslimanët e tjerë.

"Është një ndjenjë shumë e mirë të mund të shkosh në xhami ku mund të shkojnë edhe gratë. Aty kam pasur mundësinë të takojë shumë motra myslimane dhe kjo më ka dhënë forcë në besim dhe në praktikumin e islamit", thotë Molliqaj.

Besa Ismaili-Ahmeti, ligjëruese në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, thotë se gratë falen më shumë në shtëpi dhe hapësirat private, se sa që shkojnë në xhami. Pas shumë vitesh që burrat dominuan në xhamitë e para luftës 1998-99, ata nuk ndiheshin rehat me të parë gratë në këto ambiente", thotë Ismaili-Ahmeti.

"Gjenerata të burrave mësohen me mospraninë e grave në xhami", thotë Ismaili-Ahmeti.

Por, ky qëndrim po ndryshon me gjeneratat e reja të vajzave dhe djemve që po arsimohen në islam dhe po i pranojnë gratë në ambientet e xhamive. Shumë gra vijnë në xhami të premteve, dita e shenjtë islame.

"Është duke ndryshuar. Duhet të ndryshojë, është jo islamike", shton Ismaili-Ahmeti.

Në ligjin islam, gratë janë të barabarta me burrat, shpjegon ajo.

Ajni Sinani, imam dhe ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame, pajtohet me të.

"Pjesëmarrja e burrave dhe grave në xhami nuk ka kufizime, ata janë të barabartë", thotë Sinani përmes një përkthyeseje.

Sinani thotë se gratë nuk vijnë në xhami në numër të madh si burrat, pjesërisht për shkak të ndikimit shumëvjeçar serb, kur shumë myslimanë nuk ndiheshin të sigurt të shkonin në xhami. Gratë janë falur në shtëpi dhe tradita ua ndalonte që të shkonin në xhami, mirëpo kjo traditë po ndryshon.

"Tradita ka filluar të ndryshojë pas luftës, kur gratë mbushën xhamitë", thotë Islamili-Ahmeti.

Një tjetër arsye pse gratë mund të mos shkojnë në xhami është për faktin se burrat janë të obliguar të shkojnë, përderisa gratë jo. Por, Sinani thotë se, megjithatë është e pëlqyer që gratë të shkojnë të falen në xhami, sidomos për xhuma. Edhe nëse nuk shkojnë në xhami në numër të madh, Sinani thotë se gratë janë gjithmonë të mirëpritura.

"Sipas fesë islame, nuk ka pengesa për të shkuar për t'u falur brenda në xhami. As feja e as hoxhallarët nuk i ndalojnë gratë të shkojnë të falen në xhami", thotë Sinani.

Dhe shumë gra si Molliqaj, falen në tepihët e xhamisë.

Molliqaj kishte përfunduar lutjet. Pushimi i drekës kishte mbaruar, kështu që në orën 13:00, asaj iu desh të kthehej në punën e saj si programere e kompjuterëve. Ajo u kthye në zyrë, përderisa shumë gra të tjera mbushën shkallët e xhamisë. Një grua i dha fëmijës së saj të vogël të luaj me një telefon të dorës. Ai zuri vend në një karrige të plastikës, i kthyer nga dritarja. Disa gra qëndronin të ulura vetëm, disa të tjera në çifte. Në orën 13:00, gratë u ngritën në këmbë së bashku, dhe u rreshtuan krah më krah, duke formuar kështu një rresht e gjysmë. Tani kishte më shumë gra se kur Molliqaj kishte ardhur në pushimin e saj të drekës. Gratë u përkulën dhe u gjunjëzuan, secila duke u falur me një tempo me të tjerat, përderisa imami këndonte. Nehare Janjeve falet gjithashtu në xhaminë te katër



llullat. Ajo u ngjit shkallëve të mermerta të xhamisë rreth orës 22:30, në mbrëmjen e së mërkurës. U zbath dhe u ngjit në ballkonin e grave. Disa gra tashmë ishin të mbuluara përderisa të tjerat vishnin fundet pa formë dhe shamitë e gjata. Ajo bisedoi me disa nga gratë para se të fillonte falja. Gratë ishin mbledhur në rresht. Këmbët dhe trupat e tyre në një vijë. Ato faleshin nën zërin e imamit, duke u ngritur dhe ulur përsëri për të vënë ballin në dysheme. Numri i burrave në katin e poshtëm e tejkalonte disa herë atë të grave. Janjeva tha se ndiente të njëjtën qetësi si Molliqaj në xhami. Ajo ndihet rahat në xhami dhe vjen gati çdo të premte për faljen e xhumasë. Xhamia është vetëm pak minuta larg nga vendbanimi dhe zyra e saj.

"Këtu, si grua, ndihem rahat", thotë Janjeva.

Ajo gjen paqe duke qenë me Allahun dhe me myslimanët tjerë, dhe gjen paqe duke pasur mundësinë të flasë me Allahun për jetën e saj.

Janjeva thotë se ka respekt të dyanshëm mes gjinive dhe se e trajtojnë njëri-tjetrin me dashuri. Shumë gra falen në shtëpi, sepse kujdesen për familjet e tyre. Po të shkonin në xhami do ta humbasin kohën e çmueshme në shtëpi.

"Është mirë të jesh në shtëpi, gratë bëjnë gjëra që janë të rëndësishme për familjen", thotë Janjeva.

Është zgjedhje e secilit se a do të falet në shtëpi, në vendin e punës apo në xhami, thotë Sinani. Megjithatë nëse falesh në xhami, ke mbështetjen e myslimanëve tjerë.

"Mund t'i thuash dikujt fjalë të mira apo ta ndihmosh dikë. Njerëzit që takon mund të kenë probleme që mund t'i diskutosh me ta dhe t'u ofrosh zgjidhje. Ti je një person aktiv në shoqërinë tënde", shtoi Sinani.

Por, disa xhami në Prishtinë nuk e kanë të njëjtën hapësirë për gra si xhamia te katër llullat.

Xhamia "Jashar Pasha" e ndërtuar në vitin 1835, është afër sheshit Nëna Terezë. Besimtarët ishin mbledhur në 16:30, në ditë pune për faljen e pas drekës. Ballkoni i grave në këtë xhami është shumë më i vogël, përafërsisht gjysma e madhësisë së xhamisë te katër llullat. Ballkoni mbeti i zbrazët, përderisa burrat mbushën gjysmën e katit të poshtëm. Vetëm disa metra më larg, besimtarët ishin mbledhur një nga një për t'u falur rreth orës 17:00, në një xhami më të madhe. Edhe këtu ballkoni mbeti i zbrazur. Pas faljes, burrat ngritën një perde blu në të gjelbër në oborr, që bllokonte pamjen nga hyrja. Ismaili-Ahmeti thotë se gratë duhet ta kenë mundësinë ta shohin imamin e tyre, e jo t'u pengohet kjo me perde.

Yosef Estes, që ishte në xhami, thotë se perdja është aty për t'i ndarë burrat dhe gratë gjatë faljes së asaj nate, falje e veçantë në muajin e Ramazanit. Gratë rrinin të ulura jashtë në oborr, përderisa burrat kishin zënë vendet e tyre brenda në xhami. Gratë janë gjithmonë të mirëseardhura të falen, thotë ai, por, gratë gjithashtu kanë detyra në shtëpi. Ato mund të falen në shtëpi nëse duhet të përkujdesen për fëmijët.

Ymer Gushlla, shkon vazhdimisht në xhami në Prizren. Ai thotë se gratë dhe burrat falen ndaras, sepse falja kërkon shumë përkushtim dhe myslimanët nuk duan asnjë shpërqendrim përderisa janë duke u falur. Gushlla thotë se nuk sheh shumë gra duke u falur në xhami, edhe më pak kur nuk është Ramazan. Gratë ishin vendosur në një ballkon të vogël të një pjese tjetër prapa xhamisë. "Jam i sigurt që po të kishte më shumë vend, gratë do të vinin të faleshin", thotë Gushlla.

Por, gratë si Janjeva dhe Molliqaj po gjejnë paqe në xhami. këtu gratë mund të flasin me myslimanët tjerë që gjenden aty për të njëjtin qëllim.

"Aty takon shumë njerëz që janë aty për të njëjtin qëllim dhe kjo bën që të gjithë të ndihen si motra e vëllezër edhe nëse është hera e parë që i sheh", thotë Molliqaj.

Ajo thotë se mund të mësojnë prej njerëzve të tjerë dhe imamit në xhami, dhe se ndihet e lumtur nga brenda, sepse ka një vend ku mund ta falënderojnë dhe t'i luten Allahut.

***Laura Fitzgerald është praktikante që raporton për Kosova Live këtë verë, në bashkëpunim me Universitetin e Majamit në Shtetet e Bashkuara të Amerikës.***

***Përktheu dhe përshtati: Bulza Çapriqi***

# Shkurorëzimi më i çuditshëm

Zubejdja ka qenë gruaja e kalifit të famshëm abasid, Harun Rashidit. Harun Rashidi e donte jashtëzakonisht shumë Zubejden, dhe ajo ka luajtur një rol të rëndësishëm në jetën e tij, si private ashtu edhe publike. Ai ishte martuar me të në lule të rinisë së tij, pesë vjet para se të bëhej kalif. Historianët të cilët janë marrë me biografinë dhe jetën e Harun Rashidit, në qendër të vëmendjes e vendosin dashurinë e tij ndaj Zubejdes, madje disa kanë pretenduar se dashuria e tij ndaj saj, ishte edhe më e madhe sesa ndaj kalifatit, të cilin e kishte fituar pa e kërkuar dhe pa luftuar për të. Megjithatë, pavarësisht nga dashuria e madhe në mes të Harun Rashidit dhe Zubejdes, një herë ndodhi që ai e shkurorëzoi dhe e lëshoi Zubejden. Tregimi i shkurorëzimit të tyre, në të vërtetë është tregimi më i çuditshëm i këtij lloji. Transmetimi thotë, se Harun Rashidi e kishte shkurorëzuar gruan e tij, Zubejden në një mënyrë shumë të çuditshme dhe në rrethana të çuditshme.

Në realitet, ata dy, njëherë ishin grindur, dhe ajo duke dashur ta kritikojë atë për shkak të salltanetit dhe luksit, i kishte thënë: "Unë mendoj se ti nuk do të hysh në xhenet." Kjo thënie e kishte hidhëruar Harun Rashidin, dhe ai ishte përgjigjur: "Pasha Allahun, ta dish se ti je shkurorëzuar dhe e lëshuar nëse unë nuk jam banor i xhenetit!" Së shpejti Harun Rashidi ishte penduar për shkak të asaj që kishte thënë, pasi që e donte jashtëzakonisht shumë, por edhe Zubejdja ishte mërzitur shumë për këtë. Harunin posaçërisht e mundonte çështja, nëse pas betimit të tij dhe fjalëve të tij të përmendura, a është Zubejdja gruaja e tij, apo fjalët e tij llogariten si shkurorëzim?

Për këtë ai mblodhi studiues dhe juristë (fakih) islam dhe ua paraqiti atyre çështjen e betimit të tij në lidhje me shkurorëzimin, duke thënë: "Unë kurrsesi nuk dua të shkurorëzohem me Zubejden time, por si të gjej unë garanci se do të jem banor i xhenetit, në mënyrë që të mbetëm me të në martesë?!"





Dijetarët e mbledhur nuk qenë në gjendje t'i japin një përgjigje të kënaqshme, por ata i propozuan që ta thërras dijetarin e famshëm egjiptian, Lejth ibën Sadin, që edhe atij t'ia paraqesë problemin e tij. Harun Rashidi e dëgjoi këshillën e tyre dhe e thirri Lejth ibën Sadin, por ai përsëri i thirri edhe dijetarët tjerë që të merrnin pjesë në debatin mbi shkurorëzimin. Të gjithë dijetarët i paraqitën mendimet e tyre, vetëm Lejth ibën Sadi heshti. Harun Rashidi u habit me të, andaj e luti që edhe ai ta thotë mendimin dhe qëndrimin e tij mbi këtë çështje, sepse për këtë arsye edhe e kishte thirrur.

Lejth ibën Sadi kërkoi t'ia sillnin Kuranin, dhe kur ia sollën atë, ia dha kalifit Harun Rashidit, dhe i tha: "O udhëheqës i besimtarëve, shfletoje Kuranin!"

Harun Rashidi e shfletoi Kuranin faqe për faqe, derisa arriti në suren Err Rrahman. Atëherë Lejth ibën Sadi i tha: "Lexoje këtë sure!"

Harun Rashidi e lexoi suren Err Rrahman, derisa arriti në ajetin e 46-të: "E për ata që i frikësohen paraqitjes para Zotit të vet, do të kenë dy xhenete!"

"Ndalu!"- i tha Lejth ibën Sadi, pastaj e pyeti: "O udhëheqës i besimtarëve, a i frikësohesh me të vërtetë qëndrimit para Allahut?"

Harun Rashidi u përgjigj: "Pasha Allahun, unë i frikësohem qëndrimit para Allahut në ditën e gjykimit", duke e përsëritur këtë disa herë.

Me atë rast, Lejth ibën Sadi tha: "Për sa kohë ti i frikësohesh qëndrimit para Allahut, dhe ti je betuar se frikësohesh nga kjo gjendje, ti je në mesin e atyre që i përfshin lajmi i gëzuar, se si shpërblim do të marrin dy, dhe jo vetëm një xhenet. Mbi këtë bazë, mund të thuhet se fjalët tua me të cilat e ke lëshuar gruan tënde janë të pavlefshme dhe se shkurorëzimi nuk ka ndodhur."

Kjo përgjigje e këtij dijetari e gëzoi pa masë Harun Rashidin, andaj me shumë kënaqësi tha: "Faleminderit, o hoxhë! Allahu të shpërbleftë me çdo të mirë!" Pastaj urdhëroi që t'i sillnin shpërblime dhe dhurata të mëdha që i kishte përgatitur. Përgjigjen e Lejthit e kishte dëgjuar edhe Zubejdja prapa perdeve në dhomën e saj, andaj edhe ajo u gëzua me këtë përgjigje, sikurse Harun Rashidi, e edhe më shumë se ai, kështu që edhe ajo nga ana e saj shpërbleu dijetarin me dhurata dyfish më të mëdha dhe më të vlefshme.

***burimi: http://saff.ba/***
***Përshtati: Miftar Ajdini***

**Prof. dr. Fadil Maloku**

# Islami nuk fton në ekstremizëm, dhunë dhe as terrorizëm!

"O ju që besuat, jetoni tërësisht në paqe, dhe mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik juaji i hapët." (El Bekare, 208).

Është një thënie e njohur diku që thotë se: "Urrejtja ndaj Islamit po bëhet gjithnjë më e madhe se sa dashuria ndaj demokracisë ose dashuria ndaj demokracisë po bëhet gjithnjë më e vogël, se sa urrejtja ndaj islamit!" Gjithashtu, edhe një tjetër që thotë: "Largohuni nga ekstremizmi në fe, sepse ekstremizmi dhe pamaturia në fe i kanë shkatërruar ata që kanë qenë para jush!"

Qytetarët e rëndomtë shqiptar nuk kanë ndonjë arsye të theksuar që t'i frikësohen islamit burimor, ose nuk kanë arsye ta urrejnë islamin si fe me parime dhe fondamente monoteiste, paqësore. Ngase, çështja e cilitdo besim mbrohet, garantohet dhe kategorizohet me legjislacion me Kushtetutë dhe me ligje. Ata kanë arsye shumë më tepër që t'u frikësohen interpretuesve injorant, medieve dhe rrjeteve islamofobe, e sidomos mercenarëve të frustruar islam e jo islam.

Në kushtet dhe rrethanat e disa proceseve dhe zhvillimeve globale, paragjykimi i islamit si fe monoteiste (së bashku me krishterizmin dhe judaizmin), sot në mediet globale dhe rrjetet sociale, është në rritje e sipër. Ajo çka është më shqetësuese, është fakti që interpretimet nuk po bëhen nga ekspertët profesional dhe njerëzit kompetent të fushave dhe lëmive përkatëse, por nga mediokret medial, pastaj islamofobët dhe grupet e ndryshme dogmatike të proveniencës islame dhe joislame.

Natyrisht, interpretimet e tilla jokompetente, sjellin edhe stigmatizim e stereotipizim që e vështirësojnë depërtimin e vizionit paqësor të islamit të vërtetë. Dhe si pasojë e gjithë këtij "mobiliteti" dosido antiislam, paraqitën edhe tendenca monopoliste mbi të "vërtetën" e vërtetë islame. Thënë me thjesht, paraqitën devijime apo ekstremizma të të gjitha llojeve dhe ngjyrave. Së këndejmi, këtyre tendencave nuk mund t'u ikin as shqiptarët e Ballkanit, e as boshnjakët që rastësisht apo jo rastësisht mbetën mysliman me përkatësi fetare. Tani, koha e globalizimit (si më tha një mik një ditë: "na çoroditi" krejt) është e vërtetë kohë që ka prodhuar shumë armiq dhe shumë mundësi të keqinterpretimeve për këto religjione monoteiste, e në veçanti për islamin! Shqiptarët, s'ka shans që të implikohen në këto "lojëra" morbide dhe të qëllimshme globale, për një arsye shumë të thjesht, ndjenja kombëtare gjithnjë ka qenë shumë më e fortë se ndjenja fetare. Por, është fakt që do atakohen edhe për një kohë me stigmatizime e paragjykime nga më të ndryshmet, si nga "qendrat"islamofobe, ashtu edhe nga mediokritetet mediatike, te cilat të frustruara dhe të frymëzuara nga trendet globale, përpiqen t'i konfrontojnë gjoja "dallimet" fondamentale midis religjioneve monoteiste.

### Ekstremizmi si një platformë sociopolitike

Midis këtyre qendrave "islamofobe dhe jo islamofobe", padyshim që sot më të "afirmuarit" dhe më të zëshmit në sferën e sigurisë politike e sociale, e sidomos kulturore janë ata që ndërlidhen me termat e ekstremizmit dhe terrorizmit.

Ekstremizmi, si një platformë sociopolitike dhe padyshim edhe fetare, në fakt ka të bëjë me grupe të atilla sociale, politike e edhe fetare, të cilat kanë probleme serioze me identitetin e tyre të luhatur, kontestuar, apo edhe të humbur për shkaqe të ndryshmet sociale, politike, kulturore, e civilizuese. Në fakt ideja apo synimi i njeriut, që nga fillimet e hershme sociopolitike ishte dhe mbetet ai i "vetëkërkimit" për origjinën e tij, se kush është ai, prej nga vjen, dhe ku shkon? Një synim identik i "vetëkërkimit", duket se ka të bëjë edhe me grupet, komunitetet, kombet, madje-madje edhe religjionet e shtetet (sidomos të reja). Pra, imitimi apo identifikimi i shteteve (të reja dhe të vogla), me shtetet e mëdha dhe me influencë globale, është pothuajse normal dhe i dukshëm edhe në kohën tonë. Kjo vlen posaçërisht për SHBA-të, Rusinë, Kinën dhe Indinë. Në këtë proces "vetëkërkimi" identitar, pësojnë më

së shumti vendet dhe shtetet e ndara (padrejtësisht e historikisht), shtetet e varfra, ato me territor të vogël, e sidomos vendet dhe shtetet që kanë pozitë strategjike në këmbimet tregtare, sociale e kulturore. Andaj, pakënaqësitë, mospajtimet lidhur me mënyrat e krijimit të raporteve (lexo: varësive të reja, ekonomike, politike, civilizuese dhe sosh kulturore) është e natyrshme të sjellin edhe mendime dhe gjykime "laramane" në (mos) inkuadrimet e reja me hegjemonët e kohës. Si pasojë, lindin edhe pozicionohen grupe të pakënaqura me këto procese e rrjedha lokale, rajonale, kontinentale e globale. Për të kuptuar më mirë këto trende globale, mendoj që është e udhës të shohim se çka po (nën) kuptohet p.sh. me termin apo konceptin e shpërndarë dhe të njohur gjithandej në glob.

**Çka është fundamentalizmi islam?**

Nëse dëshirojmë t'i japim një përgjigje tipike shkencore sociologjike, atëherë patjetër që: fundamentalizmin islam duhet shpjeguar edhe si reagim ndaj krizës së identitetit të krijuar nga (post)modernizmi, ndaj tepricës së shoqërive së konsumatorizmit, ndaj pafuqisë së imponuar nga padrejtësitë strukturore dhe liberalizimit global të tregut.

Faktikisht dhe fatkeqësisht, këtë lloj fundamentalizmi (se janë prezent ne skenën globale edhe të tjerët, por më pak gjithsesi) po e "ushqejnë" ekspansioni marramendës i tregut, (që rezultoi me kolapsimin e komunizmit dhe rënien e murit të Berlinit), dhe interpretimi i fragmentarizuar që i bëhet islamit të sotëm.

Duke shikuar nga ky këndvështrim islami burimor, po bëhet apo të paktën pretendohet të imponohet, jo më si kundërshti ndaj perëndimit, por si alternativë globale, sociale e politike. Ndërkaq, duhet ditur dhe kuptuar që diskursi mbi fundamentalizmin islamik, në fakt në tregun global, është vetëm një katërpërcishi i asaj që është në të vërtetë. Këtu, para së gjithash s'duhet harruar joshjen që mund ta krijojë në të ardhmen rreth temave mbi egalitarizmin, përgjegjësinë rreth llojllojshmërisë (sociale, ekonomike, etnike, racore etj.); konsultimin dhe konsensusin etj., që realisht i bie një ngatërrim (herë i qëllimshëm, e herë i paqëllimshëm) midis asaj që shquhet si edukim fetar dhe histori fetare te religjioneve.

**A janë të njëjtë edukimi fetar me historinë fetare, dhe pse po ndodhë terrorizmi?**

Duhet kuptuar digresionin se edukimi mbi etnopsikologjinë fetare dhe çështjet e fakteve rreth historive fetare, nuk janë e njëjta gjë. Ngatërrimi i këtyre dy kategorive, përveç keqkuptimit social, sjell edhe trauma në sferën shpirtërore (llojllojshmëri dhe ndarje kompleksive) dhe pasoja në sferën politike (paragjykime dhe stereotipizime absurde). Ato do të ndikojnë edhe më tej në formimin, brumosjen dhe kalitjen e secilit individ, edhe për shkakun se njeriu vërtet akoma mbetet një "zoom politikom", social që vulos të tashmen dhe të ardhmen e vetë, pandalur.

Terrorizmin nuk e provokon aq shumë feja, sa e bënë atë ekspansioni i grykësisë së kapitalizmit grabitqar, dhe shërbimet militante të grupeve mercenare që janë në shërbim të dominim (kaosit) global. Pra, kur kërkohen terroristët, thjesht, duhet të kërkohen njerëzit që blejnë armatim të dyshimtë terrorist, e jo sish që i luten me sinqeritet Krijuesit.

Ky term, si dukuri dhe fenomen sociologjik, është edhe një formë tejet e komplikuar e "trajnimit"të dhunës politike. Për të thuhet që është edhe një lloj ekstremizmi me doza politike. Kurse, ekstremizmi më saktë, mund të definohet si një lloj sjelljeje e atillë sociale që "vegjeton", gjithnjë midis asaj që është e lejuar dhe asaj që është e sanksionuar. Pra, ai është sikur një lloj "parakalimi" mbi një zonë të "minuar". Për nga numri, ekstremistët asnjëherë nuk janë shumë, por janë zhurmues dhe fanatik në qëllimet dhe synimet e tyre. Çfarëdo qofshin, dhe prej kujtdo qofshin ato. Në politikë, ekstremizmi zakonisht manifestohet si një lloj animimi i qëllimeve të kornizuara ekstreme, që pretendon gjithnjë të fuqizohet përmes metodologjive normale. Në fakt, ekstremizmi mund të thuhet dhe definohet edhe si një lloj devijimi i skajshëm, edhe për shkak se "vullnetarisht" ikën dhe sistemohet në normat sociale, sportive, politike, e sidomos ato fetare. Ajo çka i jep "shpirt" dhe karakter fenomenit, apo "dosjes" së ekstremizmit janë kryesisht motivet dhe qëllimet politike. Motive dhe qëllime këto, që me karakterin e tyre politik, ekstremizmin e katapultojnë drejtpërdrejt në



fushëbeteja dhe ngjyrime fetare (monoteiste) e ideologjike (djathtiste e majtiste).

### Ekstremizmi ideologjik, një rrezik për religjionet monoteiste

Tani, ekstremizmi ideologjik djathtist (ai fetar), e kundërshton globalizimin shkaku i ruajtjes dhe konservimit të fondamenteve fetare, kurse ekstremizmi majtist (ai social komunist), globalizimin e projekton si gogol, edhe shkaku i rrezikut nga varfëria.

Kështu që procesi i "vetëkërkimit", është goxha kompleksiv dhe shumëdimensional. Kompleksiv, shkaku se problemet identitare shpërfaqën tani si probleme akute, që kërkojnë urgjenca definimi dhe qartësimi. Kurse shumëdimensional, shkaku se dilemat ekzistuese civilizuese, te këto vende e shtete të vogla dhe të varfra, bëhet shpeshherë problematik dhe i rëndësishëm si për "sponzoruesit dhe arkitektët" e pavarësimeve dhe shteteve që u jepet peshë dhe rendësi, qoftë rajonale (Ballkani) apo kontinentale (Azia). Kështu që "krizat" identitare të stilit, "kush jemi ne, prej nga vijmë, dhe ku shkojmë", edhe si shtet, vend e komb, sot janë përditshmëri. Sipas Samuel Huntigtoni (Sukob Civilizacija; CID, Podgorica, 2000, f.154) , kjo gjendje dhe "krizë" identitare, mund të tejkalohet përmes disa mënyrave. Përmes ndihmës së institucioneve shtetërore, elitave (politike, ekonomike, e kulturore), dhe natyrisht popullsia, e cila duhet të informohet për nevojat, detyrimet dhe kahet e ndryshimeve eventuale, si dhe ndihma nga perëndimi (aludimi është Amerika dhe Evropa). Duhet kuptuar që integrimet evropiane korrespondojnë me proceset globalizuese.

### Nevoja për një epistemologji sociale të religjioneve monoteiste

Nëpër shkolla publike, sot në botën postmoderne, s'duhet të mbetet më një cilësim paragjykues dhe



tentim stigmatizimi për religjionet monoteiste, ashtu siç ishte, apo edhe është aktualisht, në pothuajse shumicën e vendeve të tranzicionit, por është një nevojë imediate e kohës në mënyrë që t'i shmangemi fundamentalizmave, ekstremizmave dhe terrorizmave të të gjitha llojeve dhe niveleve. Përvoja evropiane na dëshmon se njohjet shkencore (e jo ato pseudo-shkencore) të historive të religjioneve monoteiste (një sferë goxha komplekse dhe e ngarkuar shpesh edhe me klishe pseudo-ekumenike) janë treguar si të shëndetshme edhe për faktin se, mes tjerash: a) kanë zbutur mendjet paragjykuese; b) kanë shëruar patologjitë sociale; dhe c) kanë reduktuar frustrimet e individëve, grupeve, komuniteteve, por edhe të popujve dhe shteteve të ndryshme evropiane. Pra, kjo iniciativë assesi s'duhet kuptuar dhe interpretuar si tentim për të futur "mësim-besimin fetar" nëpër shkolla publike, por si një koherencë kulturore, pra si një njohje ndërfetare midis religjioneve dhe si përvojë e qëndrueshme, ku përmes njohjeve reciproke ndërtohen urat mes feve, konfesioneve, racave, civilizimeve dhe kulturave. Mosnjohja apo mosdija e religjioneve për njëri-tjetrin s'është përparësi, por pengesë që ka prodhuar, po prodhon dhe do të prodhojë pasoja negative në njerëz dhe të mira materiale, si edhe një frustrim deri në nivel kontinental e global. Kjo, tanimë prodhon padyshim edhe fenomenin tjetër aktual e me përmasa globale, të shquar dhe të identifikuar si terrorizëm. "Terrorizmi nuk ka as komb, as shtet, as ... e as fe. Bota në të cilën po jetojmë ne shquhet si botë e rrezikshmërisë (Risikogesellschaft) së shkallës së lartë." (Ulrich Beck, Risk Society, 325.2009)

Dilema "Hamletiane" për mendimin tim qëndron në atë se: a duhet ne nga pragu ynë lokal ta refuzojmë dhe ta kundërshtojmë këtë të keqe (gjë që jam tërësisht dakord), që ka marr përmasa të paparashikuara, apo duhet të mësohemi të "bashkëjetojmë" me të?

Përgjigjen (lidhur me terrorizmin) po e ka problem e gjithë bota ta gjej. Problemi (te shumica e sociologëve bashkëkohor, te paktën çka kam mund ta shoh) qëndron te shkaqet. E ato, mund të gjenden gjithandej, edhe në tendencën e dominimit, eksploatimit, ndryshimit, imponimit, subordinimit të kombeve, shteteve, vendeve, rajoneve, kontinenteve. Por, edhe në synimet vetëpërjashtuese të shteteve në rënie, kulturave dhe agjentëve tjerë dominues sot në botë. Tekefundit, kjo është natyra e njeriut, shoqërive, shteteve etj., por gjithsesi jo edhe e civilizimeve për të vetmin shkak, se civilizimi (qytetërimi) është term shumë gjithëpërfshirës vetëcaktues dhe vetëkërkues dhe vetëemancipues.

**Tim Winter (Abdal Hakim Murad)**

# Dinjiteti njerëzor dhe respekti i ndërsjellë (2)

**(Forumi i parë katolik-mysliman, Romë, 5 nëntor 2008)**

Besimi im personal është se bashkëpunimi dhe respekti i ndërsjellë do të ngadhënjejnë mbi barbarizmin pa dyshim.

Tani i kthehem një argumenti të brendshëm të myslimanëve. Duket se disa myslimanë besojnë se kjo bashkëjetesë, ndërveprim moral dhe mbështetje e ndërkahshme në çështjet e interesit shoqëror duhet të veçohen nga vëmendja ndaj teologjisë. Në disa raste mund të dëgjosh edhe mendimin se krishterimi, rrënjëzuar në besimin në mëkatninë njerëzore, është mosbesues ndaj intelektit, dhe se doktrinat e tij janë bazuar në një kapërcim të dukshëm të besimit. Pastaj kjo i vihet ndesh islamit, i cili mëtojnë mendimtarë të tillë, është shqueshmërisht feja e arsyes dhe e një Zoti të arsyeshëm. Perceptime të tilla mund të gjenden në polemikat e Reshid Ridasë dhe shkollës së tij të rëndësishme. Ky zë vjen edhe nga mesi i myslimanëve më pak të kultivuar. Por, nga çdo studim i doktrinës katolike është mjaft e kthjellët se arsyeja e natyrshme është qendrore në ndërmarrjen intelektuale katolike. Sigurisht kjo nënkupton se dëshira jonë se bashkëpunimi ynë, duhet të jetë pragmatike dhe jo thjesht parimore. Ka ardhur koha që myslimanët ta mirëpresin bashkëpunimin me katolikët mbështetur në bindjen se katolicizmi, ashtu si islami, flet gjuhën universale të arsyes.

Kur kjo të arrihet, do të ketë shumë për të bërë. Së bashku, myslimanët dhe të krishterët katolikë llogariten më shumë se dy miliard e gjysmë frymë, dukshëm më shumë se një e treta e popullsisë së planetit. Dokumenti "Fjala e Përbashkët" thekson, nga këndvështrimi i tij i shkrimeve, nevojën jo vetëm për të pohuar parimet e përbashkëta të dashurisë për Zotin dhe për fqinjin, por edhe për të shfaqur sinqeritetin e sipërmarrjes sonë në veprimin prijatar. Ç'është e vërteta, dy parimet janë bashkë frymëzuese.

Ne e dimë se kjo e jona është një epokë sfidash ndaj marrëdhënies sonë. Ka myslimanë, siç ka edhe të krishterë, që do të donin që ky kuvend i yni të mos mblidhej. "Fjala e Përbashkët" është kundërshtuar nga disa zëra myslimanë; disa të krishterë kanë shprehur mospëlqimin me përgjigjet e ngrohta dhe pohuese të të krishterëve, përgjigje që vijnë nga Jala, Lameth Palace dhe vatra të tjera të vetëdijes së krishterë. Në disa vende marrëdhënia jonë është duke njohur përmirësim, në disa të tjera ajo po vuan nga të meta kokëforta. Urdhëresa për dashuri ndaj Zotit dhe dashuri ndaj fqinjit, që në praktikë është një urdhëresë e vetme, jo gjithmonë është respektuar në veprat dhe zemrat tona. Te të krishterët ekziston një drojë e mirëqenë ndaj ekstremizmit mysliman. Gjithaq te myslimanët ekziston një drojë e pakundërshtueshme karshi thirrjes së Hans Küng, në librin e tij mbi Islamin, drejtuar politikës së jashtme imperialiste agresive të Amerikës, që siç mendojnë një pjesë, drejtohet nga nacionalistë të krishterë, kur thotë se "aktualisht mendësia e kryqëzatës po ringjallet". Si ne edhe ju duhet ta pranojmë këtë drojë nga njëri-tjetri.

Si myslimanë, duke qenë të urdhëruar për të qenë zemërhapur ndaj themeluesve të tri feve abrahamike, tensione të tilla na kanë shkaktuar dhimbje në mënyrë të përveçme. Nisma "Fjala e Përbashkët", është një shprehje e asaj dhimbjeje. Një mbrojtës i shkëlqyer i kësaj ka qenë shkëlqesia e tij, Kardinal Taurani, në mesazhin e tij për fundin e Ramazanit, publikuar gjashtë javë më parë. Ai e titullon letrën e tij: "Të krishterët dhe myslimanët, së bashku për dinjitetin e familjes." Aty, Kardinali lëvdon solidaritetin e përparmë mes myslimanëve dhe katolikëve në detyrën madhështore të mbrojtjes së këtij institucioni thelbësor të shoqërisë dhe bën thirrje për bashkëpunim të mëtejshëm në të ardhmen.

Unë besoj se shkëlqesia e tij ka plotësisht të drejtë dhe se ai ka shënjuar një nga fushat më të rëndësishme në të cilat angazhimi ynë i përbashkët ndaj dinjitetit njerëzor mund të gjejë shprehje praktike. Si myslimanët ashtu edhe katolikët, nën përbuzjen e komentuesve shekullarë, përkrahin guximshëm imazhin e martesës



si një kontekst i përsosur për shprehjen e seksualitetit njerëzor. Shenjtëria e tij, Papa Benedikti, në enciklikën e tij “Deus Caritas Est”, i ka kujtuar botës sërishmi dinjitetin dhe shenjtërinë e dëshirës seksuale të njeriut. Erotikja duhet të jetë pjesë e përshpirtshmërisë sonë dhe jo largim prej saj. Konteksti i duhur për këtë aspekt të veçantë të dinjitetit tonë si qenie të mishëruara është qartësisht jeta martesore. Në këtë aspekt myslimanët dhe katolikët do të donin të ndryshonin nga një tendencë e qartë reduksioniste në kulturën bashkëkohore, për të pranuar se burrat dhe gratë janë të ndryshëm në mënyra që kushtëzohen vetëm nga shoqëritë, më shumë se sa shprehje të ndryshme, por njësoj të vlefshme, të aspekteve të fuqisë së të vetmit i cili e ka krijuar njerëzimin në shëmbëllim të hyjnores.

Le të huazojmë, në mënyrë analogjike, një ide nga teologjia trinitare e Hans Urs von Balthasar. Këtu, teologu gjenial zviceran na tërheq vëmendjen ndaj marrëdhënies mes personave të trinitetit. Ai shkruan: “Modalitetet hipostatike të qenies përbëjnë për njëra tjetrën kundërvënien më të madhe që mund të përfytyrojmë […], pikërisht në mënyrë që ndërfutja më intime që mund të imagjinojmë të bëhet e mundur. Dhe, duke hyjnizuar pikëpamjen e varfëruar moderne mbi gjininë, ai vazhdon dhe e identifikon marrëdhënien e personave të trinitetit në terma drejtpërsëdrejti gjinore, parimi mashkullor identifikohet me rolin fekondues, dinamik, ndërsa femërori me marrësin dhe lulëzuesin. Një vleftësim i mënyrave klasike të të kuptuarit të krishterë të ndërsjellshmërisë së gjinive në jetën familjare është qartësisht i përafërt, në rrjedhimet e tija, me bindjet myslimane, ndonëse gjuha trinitariane për jetën e brendshme të Zotit është pamohueshmi larg nga besimi islam. Përfundime të përbashkëta për vlerën e “seksualiteteve alternative” do vijojnë me siguri.

Një tjetër fushë ku ne tashmë kemi punuar bashkë me sukses të matshëm tregohet në përgjigjet e shkëlqyera dhe të hollësishme të kryepeshkopit Rouan Uiliam ndaj “Fjalës së Përbashkët”. Ai vë gishtin në konfliktin izraelito-palestinez, si problemi më kryesor apo një ndër më kryesorët e listës, që shqetësojnë si të krishterët ashtu edhe myslimanët në të gjithë botën. Myslimanët janë të bindur se Selia Apostolike, e shqetësuar për komunitetet katolike dhe të tjera në Jerusalem, do të qëndrojë në krah të besimtarëve të krishterë dhe myslimanë të cilët, duke mos pranuar përgjigjet mizore dhe arbitrare terroriste, qëndrojnë guximshëm në të drejtën e tyre për dinjitet në truallin e tyre. Myslimanët janë jashtëzakonisht të prekur nga kuraje e shumë të krishterëve, si ish-presidenti amerikan Xhimi Karter dhe kryepeshkopi Desmond Tutu i Kejp Taunit, në dënimin e atyre që ata i quajnë politikat izraelite të aparteidit kundër komuniteteve myslimane dhe të krishtera në territoret e pushtuara. Me të drejtë është thënë se përkrahja e dinjitetit të popullit palestinez është udha më e sigurt drejt zemrave të myslimanëve dhe ne kemi besim se Vatikani do ta ketë parasysh këtë ndërsa përpiqet të mbrojë një zgjidhje paqësore si për hebrenjtë, myslimanët dhe të krishterët në tokën e shenjtë.

Por ka edhe pëllëmbë të tjera në tokën e Zotit, ku dinjiteti njerëzor po shkelet. Nuk është mirë që myslimanët, përfshirë edhe myslimanët arabë, të kërkojnë vëmendje ndaj gjendjes së vështirë të palestinezëve dhe të tregojnë më pak vëmendje ndaj viktimave të mizorive aktuale në Darfur. Ky skandal do shpjeguar dhe zgjidhur urgjentisht. Edhe më afër, tragjedia në Zairenë Lindore na thërret të gjithëve në një veprim të përbashkët. Duhen kujtuar marrëdhëniet e mira që u ruajtën në shumë raste në Ruandën fqinje, qoftë edhe në kulmin e atyre ngjarjeve tmerruese të fillim viteve '90.

Këto katastrofa që e shpërfytyrojnë tokën e Zotit janë thirrje për gjykim, janë gjyq. Ne nuk kemi qenë gjithmonë misionarët e paqes së Zotit. Pa dyshim është e parehatshme për ne të mësojmë se njeriu më i famshëm i paqes në shekullin e njëzetë, Gandi, nuk qe as mysliman, as i krishterë. Si një evropian, qytetar i një kontinenti që është krenar për trashëgiminë e tij monoteiste, unë vazhdoj të jem i helmuar nga kujtesa e luftërave të shekullit të shkuar, të cilat lanë pas në shkallë dhe në mizori luftërat e çdo kontinenti tjetër.

Ne thërritemi, është e qartë, të provojmë në sytë e botës se ne jemi forcë e të mirës. Kriza moderne e besimit nxitet tepër shpesh nga një ndjesi se feja prodhon frytin e hidhur të armiqësisë dhe madje konfliktit. Atëherë detyra jonë më e ngutshme, sa kohë përpiqemi të rifitojmë rolin tonë si mbrojtës të dinjitetit njerëzor dhe respektit të ndërsjellë, është të shfaqim në praktikë dhe jo vetëm me fjalë se ne mund të punojmë bashkë për të mirën e përbashkët. Fatkeqësitë natyrore, kaq të pranishme në kohët tona ambientalisht të trazuara, paraqesin një fushë të qartë për punë të përbashkët dhe është kënaqësi të shohësh progresin e bashkëpunimit ndërmjet CAFOD dhe Islamic Relief pas Memorandumit të Mirëkuptimit që u nënshkrua në 2003, në të cilin ata zotohen të mbështesin veprimtaritë e njëri-tjetrit në gjendje emergjence. Islamic Relief dhe Christian Aid gjithashtu, në vendin tim, po dërgojnë ekipe të përbashkëta myslimane-kristiane në zonat e Afrikës Jugore, në një skemë pilot që mban premtimin për bashkëpunim të mëtejshëm dhe më sistematik. Në ngjarjen e madhe Cut Carbon Rally në Birmingam, më 21 gusht 2007, Christian Aid dhe disa organizata myslimane bamirësie shfaqën forcën shëruese të një ngjarjeje publike që i thotë botës se vuajtjet mjedisore mund të shërohen nga bashkëveprimi ndërfetar, duke bashkuar energjitë dhe burimet për të ngërthyer një problem që është shumë i madh për agjencitë e vetëm një feje.

Uria globale që duket se po afrohet gjithnjë, e nxitur ndoshta nga rritja e konsumit të naftës, po krijon një konkurrencë vdekjeprurëse për burimet e kufizuara në shumë vende të botës së tretë. Raportohen gjithnjë e më shumë të vdekur nga uria dhe po ashtu po vuajnë edhe prodhuesit e vegjël. Në Indi shifrat tregojnë 166,000 fermerë të vetëvrarë që nga 1997. Urtësia jonë e përbashkët lidhur vetëm me shpërndarjen, dhembshurinë për nevojtarin, e keqja e kamatës dhe një përpjekje politike në emër të të shtypurve pa diskutim duhet të vihet në veprim në një fushatë të përbashkuar ne emër të babait tonë Abrahamit, përkarshi vuajtjeve të tilla.

Kjo duhet të jetë veçanërisht detyra dhe barra jonë. Si islami ashtu edhe katolicizmi janë në Evropë. Por, asnjëri nuk duhet të mëtojë një marrëdhënie të privilegjuar me këtë kontinent që të mos i zbresë të tjerët në një status dytësor. Të dy traditat tona kanë rrënjë substanciale në Azi dhe Afrikë. Në një kuptim, Azia është kontinenti i privilegjuar, kontinenti i shpirtit kur dihet që qielli e ka bërë atë vendlindjen e të gjitha feve të mëdha. Sot, shumë pjesë të saj lulëzojnë por në pjesë të tjera dinjiteti njerëzor po vuan me trishtim. Sakaq në Afrikë, një kontinent i ndarë ngushtësisht ndërmjet Islamit dhe Krishterimit, gjithashtu thërritemi për të punuar së bashku për atë që na bashkon. Jezusi dhe Muhamedi nuk ishin vetëm mbrojtësit e të varfërve, por edhe jetuan mes tyre dhe sigurisht do të ringjallen me ta. Ky është një aspekt jetik i vëllazërisë së tyre dhe sonës. Në jetofshim ne në privilegj, duke i veshur vetes krenarinë e pavlerë të titujve dhe stolive tona, por duke dështuar për të punuar me duart dhe zemrat tona për ata, jetesa e të cilëve është në rrezik, atëherë ne do të kemi tradhtuar parimin abrahamik të dorëzimit vullnetit të Zotit, që do të thotë që ne të jemi gati të sakrifikojmë çka është e dashur për ne, pa asnjë ngurrim, me zemrën plot me hirin e Zotit.

Fjalët e Kuranit janë një thërritje dhe qortim për të gjithë ne: "A e pe atë që mohon fenë? Ky është ai që i përzë jetimët, dhe nuk kërkon të ushqehet i varfri. Mjerë për ata, të cilët luten, ata që janë neglizhues ndaj lutjeve, të cilët duan të duken, dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve." (El Maun, 1-7)

Sheikh Abdal Hakim Murad, i njohur si Timothy Winter, është një dijetar mysliman suni me origjinë britanike, hulumtues, shkrimtar dhe akademik. Ai shërben si Dekan i Kolegjit Mysliman të Kembrixhit, Drejtor i Departamentit të Teologjisë në Kolegjin Wolfson dhe Lektor në Studimet Islamike pranë Universitetit të Kembrixhit. Abdal Hakim Murad është pjesë e listës së "500 Myslimanëve me në ndikim" në botë.

***Përktheu: Vehap Kola***

**Muhamed B. Sytari**

# E dua Hafëz Ali Korçën!

**Ose: Ishte..., dhe mbeti...!**

E dua Hafëz Ali Korçën (1873-1957), dijetarin, edukatorin, poetin, atdhetarin, durimtarin, hatibin, vaizin, vizionarin, shkrimtarin, përkthyesin, poliglotin, eruditin, shqiptarin e madh!

Nuk e shpjegoj dot, se sa, por e dua dhe kjo mjafton! E dua, edhe përtej faktit se, ndonëse është një ndër kokat më të shquara të kombit, varri i tij, thuajse është tretur në humbëtirën e një kohe dhe një vendi, që duket se ka humbur kokën, fillin, tabanin.

E ç'duhet një varr dijetari (ai e meriton tërësisht këtë llagap dhe e mbush atë me veprën dhe trashëgiminë e tij), kur njerëzit e kohës kanë devijuar rrugën e tij, këshillat, amanetet, veprat, gjurmët?! E ç'të ardhme mund të ketë një shoqëri pa varre dijetarësh, ku të kenë përherë një cak krenarie legjitime dhe një prag reflektimi për të sotmen dhe të ardhmen?!

E dua Hafëz Ali Korçën, edhe pse ishte më i madh se realitetet dhe hapësirat e kohës së tij, e ndoshta, ishte yll ndriçues i një kohe me shumë yje e hapësira pa fund, ku yjet përherë kthehen në shenja udhëzimi.

E dua Hafëz Ali Korçën për erudicionin e tij, për dijen dhe guximin, për largpamësinë dhe thellësinë e mendimit, për trajtesat delikate dhe shteruese të temave të prekura nga dora e tij!

Ishte dhe mbeti një model kurajoz i dijetarit të thelluar në një kohë plot varfëri dhe varfanjakë! Ishte dhe mbeti trashëgimi kombëtare në një realitet kohor plot paaftësi për të vlerësuar yjësitë e udhëzimit dhe për të shkuar pas dritës së tyre!

Ishte dhe mbeti shenjë qiellore që ndriçon rrugën e çdo shqiptari që shikon drejt së ardhmes! Ishte dhe mbeti gurrë e pastër e vlerave islame, atyre kombëtare, e dashurisë për Allahun, për të Dërguarin e Tij, për Kuranin, për tefsirin e tij, për hadithin, për shpjegimin e tij, për abetaren shqip dhe dashurinë për atdheun dhe kombin, për ëndrrat e Shqipërisë dhe të ardhmen e shqiptarëve. Ishte.., dhe mbeti..!

E dua Hafëz Ali Korçën për thjeshtësinë e komunikimit të tij intelektual, për lirshmërinë e komunikimit si hoxhë, si prijës, si i madh i pavlerësuar, si diell rrezatues në rreshtat e ndritshëm të veprës së tij, që akoma flet dhe përhap dritën e dijes së tij nëpërmjet kolanës së botuar, si një amanet i ruajtur dhe i çuar në vend, plot dinjitet dhe meritë.

E dua Hafëz Ali Korçën, kur pyet: "Si ishim e si jemi?"[1]

E dua Hafëz Ali Korçën, kur shkruan: "Ndë një vënt që mendimi lygjikor ndalohet edhe zë zgjyrë, atje as një soj përparim as një farë ringjallim nuk çfaqet!"[2] Si të ishte i pranishëm në mesin tonë dhe si të njihte lëngatat e kësaj kohe. A, ndoshta, se abuzimi me mendjen dhe logjikën, me dijen dhe lëvrimin e saj, mbetet etiketë turpëruese për krejt shoqëritë dekadente dhe kohërat, që vulosen me sjelljen e tyre denigruese?!

E dua Hafëz Ali Korçën, sidomos kur na tërheq vëmendjen për të parë përtej vizioneve të ngushta, provincializmit dhe sektarizmit vrastar, kur thotë: "Medresetë asi kohe ndaheshin më disa degë, edhe secili specialist (mutehassis) i ç'do farë diturije dhe mjeshtërije vetëm prej medreseve delnin. Si na kallëzojnë historitë myslimane ashtu edhe frëngjishtet, shtetet perëndimore, dituritë mê të nevojçme e mê të mbrothçme i muarën vetëm prej medreseve, p.sh.: i treti Greguar Papa i Romës a nuk mbaroj medresenë e Kurtbasë?"

Z. Gustav Lyboni thotë: "Në sajét të myslimanëve trashëguam qytetërimin e romakëve dhe të grekëve të vjetër, shumë libra të vjetra latinishte e gërqishte nuk gjinden fare por përkthimet e tyre edhe sot janë, arabisht."[3]

Vërtet, ashtu siç pyet edhe Hafëz Ali Korça, a jemi ndalur ndonjëherë në të sotmen tonë, (plot vorbulla urrejtjeje ndaj bashkësisë sonë (lexo: ajkës së kombit shqiptar), sidomos nga shqipfolës e shqipshkrues që hedhin vrerin e urrejtjes dhe mllefeve të tyre të fshehura në brendësitë e tyre të kalbura, nga jashtë trojeve tona etnike, por edhe në mesin tonë, si gram i dëmshëm): "Si ishim e si jemi?"

E dua Hafëz Ali Korçën, kur konstaton me dhembje,



se: "Me miliona volyme libra t'Andaluzit të mos ishin djegur prej spanjollëve dhe të Bagdadit të mos ishin djegur nga an e Helagjusë, përparimin që po e shohim sot në botë do ta kishim parë dy-tre shekuj më parë, sot kush e di se ç'në shkallë do të kishim arirë!"[4]

E dua Hafëz Ali Korçën, kur me thjeshtësi e plot saktësi të argumentuar, deklaron se: "Feja myslimane udhën e drejtë edhe të shtrembët e ka treguar, gjithë të mirat e të këqijat i ka kallëzuar. Na ka rrëfyer edhe gjithë mirëvetijat q'i duhen myslimanit"[5], pa asnjë mëdyshje e ndrojtje, tamam si i ka hije një thirrësi të aftë islam.

"Na urdhëron të nderojmë prindit. Na thotë të kemi mëshirë për gjithë botën edhe bile për kafshët edhe për gjithë gjët e gjalla. Kjo fe s'na jep lejë të vrasim edhe një mizë, etj…"[6] dhe kapitulli i etiketimeve mjerane në hak të Islamit dhe myslimanëve, mbyllet!

E dua Hafëz Ali Korçën, kur e thotë botërisht, me zërin e dijetarit të sprovuar, se: "Kjo fe na urdhëron të mësojmë gjithë mjeshtëritë e të qitim gjithë metalet prej tokës, e të shtojmë pasurinë që me anën e diturive e të mjeshtërive të mundim të mbrojmë vetëqeverimin, nderin e fenë e të gjitha ndjenjat e shenjta!"[7]

Sa do të kishte përparuar shqiptari, po ta kishte dëgjuar fjalën e urtë dhe të kishte pasuar largpamësinë vizionare të këtij burri të madh të kombit. Kushedi se si do ishim sot, ndonëse e sotmja e kombit s'të lë të mbash kokën lart, pikërisht nga devijimi nga kjo frymë e ky shpirt përparimtar.

E dua Hafëz Ali Korçën për kurajën e tij, kur e thotë haptas: "Faji është i neve myslimanëve që nuk jemi myslimanë si duhet!"[8]

Kjo është e vërteta e madhe, të cilës duhet t'i japim vëmendjen dhe përkushtimin tonë, për të gjetur rrugët e rikthimit te lavdia e së shkuarës, në krahët e zhvillimeve bashkëkohore, duke mos prekur thelbin dhe duke respektuar arritjet e dijes dhe vlerave morale, për të cilat është dërguar vetë hz. Muhamedi a.s.

E dua Hafëz Ali Korçën, kur në vargje i drejtohet të Plotfuqishmit, me gjuhën e të dashuruarit, të përulurit, të përkushtuarit, atij që ka gjetur rrugën dhe ka ngulur këmbët në shtigjet e të vërtetës:

*"Det i dashjes mori valë,*
*Zot i math të qofsha falë!*
*Falmë një mentim të lartë,*
*Edhe një gjuhë të zjarrtë,*
*Të them bukurinë Tënde,*
*Që mbretëron në ç'do*
*vende.*
*Të flas si bilbil i prillit,*
*Që ka zjarr prej trëndafilit.*
*…*
*Sytë e zemrës çelmi mirë*
*Të njoh ç'ka ndër hapësirë.*
*…"*[5]

E dua Hafëz Ali Korçën për mesazhet e atdhedashurisë dhe harmonisë kombëtare, bazuar mbi thirrjet kuranore, që reflektohen krejt pastër në hytbet e tij, si në këtë rast: "Vëllazër! Si urdhëron Zoti i vërtetë, ju të gjithë njëri me tjetrin jini motra e vëlla, pra kurrë mos grindi, mos dëshironi t'i bëni keq njëri-tjetrit. Sikush le të besojë ç'të dojë dhe si të dojë, nuk ke të drejtë të shtrëngosh për ta prurë në fe tënde.

Vëllazër! Kësi soj ka shumë ajete që na detyrojnë të sillemi mirë me kedo, të mos qitim grindë dhe ngatërresa me askushin. Prandaj, nuk duhet të shohim as gjuhë, as ngjyrë as ç'beson, por sicilin ta shohim më një sy vëllazërimi! Luftën mos e ndillni, por kurse nuk ju lënë në hallin tuaj, ju bijën në qafë kot më kot, atëherë mos kurseni as gjënë as shpirtin…"[6]

E dua Hafëz Ali Korçën, edhe pse jam i paaftë t'ia jap hakun e duhur kësaj dashurie dhe dëshmimit të saj, në një kohë, kur më shumë se asnjëherë, shembulli i tij duhet të na bëhet udhërrëfyes në rrugëtimet tona të sinqerta në shërbim të thirrjes islame dhe vlerave të saj në realitetet tona shqiptare.

E dua Hafëz Ali Korçën! Ose: Ishte..., dhe mbeti...!

*Shkodër, më 30 korrik 2017*

(1) Hafëz Ali Korça, "Si ishim e si jemi?", në revistën "Zani i Naltë", nr. 5, fruer, viti 1, Tiranë, 1924, f. 152. (2) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 152. (3) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 152. (4) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 155. (5) Hafëz Ali Korça, "Myslimanizma dhe riforma", në revistën "Zani i Naltë", nr. 7, prill, viti 1, Tiranë, 1924, f. 212. (6) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 212-213. (7) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 214. (8) Hafëz Ali Korça, po aty, f. 214. (9) Hafëz Ali Korça, "Njëtimi", në revistën "Zani i Naltë", nr. 1, mars, viti 2, Tiranë, 1925, f. 387. (10) Hafëz Ali Korça, "Hutbe përmbi dashunin e atdheut", në revistën "Zani i Naltë", nr. 12, dhetuer, viti 5, Tiranë, 1928, f. 718-720.

Azmir Jusufi (PHDc)

# Dekadenca, progresi dhe e ardhmja e myslimanëve

### Teoritë rreth "dekadencës"dhe krizës në umetin islam

Munir Shefik, shkroi librin "Islami dhe sfidat e dekadencës bashkëkohore"[1] , i cili është një shembull tipik i literaturës që për dekadencën e myslimanëve dhe kulturën e qytetërimin islam kryesisht fajëson Perëndimin.

Ai i dallon fushat e mëposhtme:

a) Rrënimin e shtetit të myslimanëve;

b) Eliminimin e sheriatit nga e drejta civile;

c) Shfuqizimin/anulimin e programit islam nga shkollat dhe arsimi në përgjithësi, dhe më pas edhe rrënimin e qendrave më të mëdha universitare;

d) Nënvlerësimin e vlerës së ulemave në shtresat arsimore të myslimanëve;

e) Shtrembërimin e qëllimshëm të historisë islame;

f) Pengimin dhe ndalimin e umetit islam nga themeli i tij, identitetit islam;

g) Luftën kundër Islamit, duke eliminuar dhe larguar kriteret islame;

h) Kundërshtimin për ata i cili, duke respektuar Islamin, refuzon evropeizmin;

i) Luftën kundër Islamit nga brenda (copëtimi i botës islame, sionizmi dhe perëndimorizmi dhe evropeizmi, varësia nga Perëndimi etj.).

Libri i dytë i ngjashëm me atë të përmendur, është libri i shkruar nga profesori i Universitetit të Kajros, Muhamed Ammaras, "A është Islami zgjidhje? Pse dhe si?"[2]

Dr. Ammara, në fillim të librit të tij parashtron pyetje në të cilat nuk përmend vetëm fajin e Perëndimit, ato tanimë janë vendore dhe duhet që myslimanët t'i trajtojnë si të veta. Ai përmend dhjetë fusha të cilat myslimanët sot i bëjnë oqean të veçantë të besimtarëve:

1. Myslimanët kanë shpalljen dhe librin unik dhe të saktë ndër librat qiellor;
2. Myslimanët kanë një besim të veçantë;
3. Myslimanët e kanë ligjin hyjnor unik, sheriatin;
4. Myslimanët kanë një qytetërim të veçantë islam, i cili është i vetëm dhe unik;
5. Myslimanët kanë besim në luftën e angazhuar shpirtërore dhe materiale dhe në rrugën e Zotit;
6. Trashëgimia e myslimanëve është e pasur, prej saj kanë mësuar edhe qytetërimet e tjera;
7. Myslimanët kanë një atdhe të gjerë;
8. "Atdheu i myslimanëve", siç thotë ai, posedon burime të pasura dhe të shtrenjta të botës (naftë, krom, kallaj, gaz natyror, plumb, qymyr, hekur etj). Këtë pikë, dr. Ammara e komenton duke thënë se myslimanët kanë begati të mëdha natyrore, të cilat ua dha Zoti i Plotfuqishëm, megjithatë, ata janë në fund kur bëhet fjalë për marrëdhënie efektive me këto begati;
9. Myslimanët janë popullatë numerikisht e madhe në tokë;
10. Në mesin e myslimanëve ka shumë njerëz më të pasur që zotërojnë shumën më të madhe të parave.

Në fund të librit të tij, dr. Ammara përfundon me thënien: "Çfarë jeni ju, ashtu do të sundohet mbi ju", dhe "si sundohet mbi ju, ashtu do jeni".

Në llojin e tretë të literaturës, që ka të bëjë me teorinë e krizës së brezit myslimanë sot, përfshihet edhe libri i Ahmet ebu Sulejmanit, "Kriza e mendjes myslimane"[3] . Libri është botuar në SHBA.

Bazuar në vetë titullin e librit, ne mund të përfundojmë se autori i këtij libri, dëshiroi që të theksonte pikën kryesore të shfaqjes së vetë krizës, d.m.th., se myslimanët janë në krizë, sepse mendja e tyre është mbërthyer në një krizë të thellë.

Autori në librin e tij shpesh përmend "mendjen" dhe "lirinë". Popujt myslimanë dhe shoqëritë e tyre sot janë kryesisht popuj dhe shoqëri jo të lira. Çështja qendrore në këtë vepër të autorit Ahmed ebu Sulejman është, siç mund të kuptohet "gjithë përfshirje". [4]

### Kthimi i nderit!

Umeti islam, me lejen dhe caktimin e Allahut, mori udhëheqjen nga periudha e mësuesit dhe udhërrëfyesit Muhamedit a.s., dhe kështu mbeti për një kohë të gjatë. Megjithatë, pak nga pak e humbi këtë pozicion, derisa

arriti në gjendjen e së cilës jemi ne dëshmitarë. U bë i përçmuar, pasi ishte i fuqishëm dhe i respektuar, kishte rënë në injorancë pas njohurisë së madhe, u dobësua pas një fuqie të madhe. U gjet në fund të karvanit, pasi që ishte në ballë, dhe filloi të jepet pas ideologjive të dështuara njerëzore, duke qenë një fanar që udhëzoi të pasigurtët dhe të humburit.

Umeti islam i është nënshtruar eksperimenteve të ndryshme, mbi të sunduan grupe që premtuan për ta rikthyer nderin, për të zgjidhur problemet dhe për të bashkuar drejtimet tona. Dhe tani pas dhënies së premtimeve kaloi një kohë e gjatë, kurse para nesh shohim vetëm mashtrim. Lumturia jonë është reflektuar në rritje të partive, ndarje dhe prapambetje. Një umet u shndërrua në umete, kurse një shtet në shtete.

Myslimanët e kanë lënë pas dore edukimin fetar. Ata e zëvendësuan besimin e tyre me premtime, filozofi të reja dhe drejtime, dhe si rezultat i kësaj u shfaqën mosmarrëveshjet, ndarjet dhe humbjet në fushën e betejës dhe fushën shkencore.

Sot, myslimanët përsëri mundohen të zgjohen nga gjumi i thellë, duke u përpjekur për të organizuar radhët e tyre dhe për të gjetur rrugën për progres përsëri, edhe pse kjo rrugë është përplot me vështirësi dhe rreziqe.

Armiqtë e islamit dhe myslimanëve janë duke na shikuar në çdo anë, duke ndjekur lëvizjet tona, lexojnë librat tanë dhe studiojnë mendjet tona. Pastaj, ata takohen dhe bëjnë plane duke dërguar shigjetat e tyre drejt nesh. Disa harqe janë edhe individët (dhe grupe) të këtij umeti, që na ftojnë në shkatërrim dhe në zemërimin e të Lartësuarit.

Kësaj mund t'i shtohet edhe injoranca që është përhapur në të gjithë botën islame dhe sëmundjet e tmerrshme ideologjike që i mundojnë myslimanët. E gjithë kjo ngadalëson përparimin, dhe dobëson ngritjen e umetit.[5]

Nga faktorët më të rëndësishëm për rënien e umetit janë edhe shkaqet e llojllojshmërive në umet dhe fanatizmat fetare, për këtë arsye, është i patjetërsueshëm uniteti për përparimin e mundshëm. Me këtë çështje janë marr mjaftë intelektualë nga radhët e myslimanëve, ndër të cilët mund të përmendim Emir Shekib Arslanin dhe veprën e tij të famshme "Pse myslimanët kanë mbetur prapa, derisa të tjerët janë në progresin e tyre".[6] Prof. Husein Xhozo, kur flet rreth kësaj teme thotë: "Këto konflikte janë përforcuar nga ndikimi i huaj...", mirëpo, më tej ai jep koment në këto fjalë, duke thënë: "... me siguri se dikujt, sikur më parë edhe sot, i konvenon përçarja dhe urrejtja në mesin e



myslimanëve. Megjithatë, ne nuk duhet të hedhim fajin vetëm mbi fajtorët e mundshëm të përmendur më parë (kolonializmi, komunizmi), sepse faji më i madh është në vetët tona, e që arsyeja është e thjeshtë: "Jemi larguar nga parimet e Kuranit dhe sunetit të Muhamedit a.s., prandaj për këtë shkak Allahu i Plotfuqishëm e largon mëshirën dhe ndihmën e Tij nga ne."[7]

### Metodat e shfrytëzuara në dobësimin e umetit islam

Ka disa metoda me të cilat është kryer eksperimentimi në rënien dhe prapambetjen e umetit, nga të cilat ne këtu do ta përmendim një nga më të rëndësishmet.

Komentuesi i mirënjohur i Kuranit, Ibën Kethiri, në librin e tij "El bidaje ve en nihaje"[8] , përmend metodën të cilën e përdorën armiqtë e islamit ndaj umetit mysliman, kurse të cilën e kishte përdorur edhe Aleksandri i Madh, kur e fitoi perandorinë e Persisë, e Dar b. Darit si perandor. Ai i copëtoi dhe e ndau perandorinë në disa mbretëri, dhe të trashëgojnë biri të atin në mbretëri. E gjithë kjo ka mbetur, derisa ata i riktheu nën një perandori Ezdeshir b. Babiku, nga fisi Sasan. E gjithë kjo që përmendëm, sigurisht se ka ndodhur edhe me umetin islam, kalifatin.

Të përmendim edhe një fakt të rëndësishëm. Në ka-



pitullin e fundit të librit të tij "Modern Egjipt", të botuar në vitin 1908, Lord Cromer, ndër të tjerash shkroi: "Anglia është e gatshme për dhënien e lirisë së plotë politike secilës koloni, përderisa ata e pasojnë kulturën angleze. Por, qeveria angleze kurrsesi nuk do të lejojë krijimin e një shteti të pavarur islamik, qoftë edhe për një moment të vetëm."[9]

### Ku është e ardhmja?

Nuk është e lehtë për të menduar për të ardhmen, dekurajon vetë ideja që të merremi me faktin se si mund të duken gjërat në 20, 50 apo 100 vjet. Sepse, e ardhmja nuk ekziston në të vërtetë, ajo është gjithmonë një kohë e cila duhet të vjen në të ardhmen.

Përveç kësaj, e ardhmja nuk ekziston as në të ardhmen, sepse e ardhmja ekziston vetëm atëherë kur ajo e bëhet e tanishmja, dhe atëherë ajo nuk është më e ardhmja. Pasi që e ardhmja nuk ekziston, ajo duhet të shpiket, e thënë me fjalë të tjera, duhet të krijohen dhe të studiohen idetë rreth së ardhmes.

E kaluara nuk mund të ndryshohet, mund të interpretohet dhe ri interpretohet historia, por, me të vërtetë nuk mund ta ndryshojmë. Ne të tanishmen nuk mund ta ndryshojmë, sepse kjo kërkon ndryshimin e menjëhershëm, e që është e pamundur. Por, ne mund ta formulojmë të ardhmen tonë.[10] E ardhmja është si një lumë i madh që rrjedh në koritën e tij, ne mund ta ndryshojmë vetëm një rrjedhje të vogël të ujit, por jo edhe gjithë ujin.

"E kaluara e artë" ose "e ardhmja e ndritshme"

Shoqëritë myslimane e lanë "ixhtihadin", portat e të cilit, gjoja ishin "mbyllur" disa shekuj më parë. Ata, gjithashtu e lanë pas dore edhe mesazhin e besimit të tyre, të drejtuar drejt së ardhmes, mesazhin nga burimi i dinamizmit të qenësishëm për qytetërimin islam. Rezultati ishte se kuptimi mysliman i botëkuptimit islam është "ngrirë" në histori. Gjatë rënies së gjatë, dhe më pastaj edhe të kolonizimit, myslimanët e kanë humbur aftësinë e njohurive, vlerësimit dhe interpretimit themelor të burimeve të islamit: Kuranit dhe shembullin e jetës së pejgamberit Muhamed a.s. Kolonizimi çoi në kockëzim të mëtejshëm, ku tradicionalizmi obskurantist tashmë u konsiderua mburoja e vetme nga depërtimi i Perëndimit.

Së fundmi, zhvillimi i këtij perëndimorizmi (kolonializmi), ndikoi në heqjen sistematike të shtresave etike nga shoqëria myslimane, duke i lënë ata të qëruar e lakuriq, siç thotë Fazlu Rahmani, duke përmendur sintagmën "Islami minimal" – rituale, rite, rregullat e hallallit dhe të haramit etj.

Shoqëritë bashkëkohore myslimane, më me nostalgji shikojnë prapa, duke vajtuar për të "kaluarën e artë", në vend se të planifikojnë dhe të punojnë për një të "ardhme të ndritur".[11]

Në fund të gjithë kësaj, të parashtrojmë një pyetje të fundit, se sa përpiqemi ne si myslimanë në përmirësimin e situatës sonë dhe rrethanave tronditëse në të cilat jetojmë, e që Allahu Fuqiplotë të na e përmirësojë situatën tonë, të na shikojë me sy mëshire dhe të na ndihmojë në çështjet tona. Për fat të keq shumë pak, për të mos thënë hiç!

(1) Shih: Munir Shefik, El-Islamu ve tehaddijatu-l-Inhitati-l-mu'asiri, Londër, 1983. (2) Shih: Muhammed Ammara, Heli-l-Islamu huve-l-halu, Kajro, 1995. (2) Shih: Abdul-Hamid Ahmed Ebu Sulejman, Ezmetu-l-Akli-l-Muslimi, Virginia, 1991. (3) Prof. dr. Enes Karić, "Parathënie" e librit: Kur'an u savremenom dobu I, Bosanski kulturni centar - Sarajevë dhe El-Kalem, Sarajevë, 1997, f. 13-27. (4) Shih: Dr. Omer Sulejman el Eškar, Kako da ummet ponovo vrati svoj ugled, Taibah international, Sarajevë, 1998. (5) Shih: Emir Šekib Arslan, Zašto su muslimani nazadovali a drugi napredovali, Mešihat islamske zajednice Sandžaka, Novi Pazar, 1995. (6) Shih në: Husein Đozo, Islamu vremenu (Izabrana djela), Knjiga prva, IC El-Kalem dhe FIN, Sarajevë, 2006, f. 388-399. Po ashtu: Husein Đozo, Islamu vremenu, "Zaman", Novi Pazar, 1998, f. 86.99. (7) Shih: Ibën Kethir, El Binaje ve En Nihaje, vëll. II, f. 183. (8) Emir Šekib Arslan, op. cit., f. 40. (10) Ziauddin Sardar, O islamu, nauci u budućnosti, CNS, Sarajevë, 2015, f. 258-259. (11) Ibid., f. 273-283.

Ma. sc. Refik Gërbeshi

# Historia e ngatërruar e Ballkanit

## Hyrje

Sipas studiuesit, Ferdinant Schevill, pesë epokat e historisë së Ballkanit janë: epoka helene, romake, mesjetare apo bizantine, otomane dhe ajo e çlirimit. Ballkani si pikë e rëndësishme strategjike, më shumë përmbledh problemet politiko-ushtarake, se sa ato fetare, edhe pse shpesh pretendohet të mbështillen apo të ngjyrosen me petkun fetar, sidomos nga ana e sllavëve karshi Evropës. Ky pretendim është i hershëm dhe me mitologjinë e falsifikuar që nga beteja e Kosovës. Ballkani duhet parë në dy aspekte: 1. Është një gadishull i Mesdheut lindor; dhe 2. Është një urë lidhëse ndërmjet Evropës dhe Azisë.

## Luftërat e pandërprera nga një kënd tjetër

Epoka me të cilën fillon historia e gadishullit ballkanik është e dominuar nga emri i famshëm i grekëve, megjithëse grekët nuk qenë të parët që populluan këtë gadishull, por qenë të parët që lanë një dëshmi të vetes dhe fqinjëve.[1] Kronikasët grekë të kësaj periudhe nuk duhet besuar deri në fund, pasi të frymëzuar nga normat fetare, ata i mbushnin pasqyrimet e tyre me trillime të kota, të cilat nuk krijojnë asnjë thjeshtëzim të punës për historianët. Apostujt e sllavëve ishin grek për nga prejardhja dhe edukimi, më pas vijnë edhe selxhukët, që ishte një domethënie e tmerrshme për Bizantin në përgjithësi dhe gadishullin e Ballkanit në veçanti.[2] Pastaj ndodhin kryqëzatat, të cilat shkaktuan gjakderdhje të tmerrshme, në vijim formohen perandori, e më vonë shtete të tyre, ku dominojnë bullgarët, e më vonë edhe serbët, periudhë kjo kur çështjet në Ballkan qenë shumë të ngatërruara, ku zhvilloheshin luftërat bullgaro-sllave. Në vitin 1354, turqit kishin arritur të krijonin një vendbanim të fortë në pjesën evropiane të Dardaneleve, dhe që nga këtu fillon një epokë e re ballkanike. Popujt ballkanik nuk arritën atëherë, dhe nuk po arrijnë as sot të gjejnë rrugëzgjidhje për problemet e tyre. Kjo ndodh për patriotizmin e verbër dhe krenarinë e tepruar që i karakterizon këta popuj.[3]

Në shekullin e nëntë, u vu re se lufta ndërmjet grekëve dhe bullgarëve po bëhej për sigurimin e supermacisë në Ballkan. Në sytë e grekëve, bullgarët kishin hyrë pa të drejtë në zotërim të tokave që i përkisnin perandorisë së vjetër romake, ndërsa për bullgarët, grekët ishin një popull dekadent me një qytetërim të lartë, i cili gjatë shekujve nuk kishte arritur të ruante veten e tij.[4] Që në parathënien e librit "Brengat e Ballkanasve", mikja e shqiptarëve, anglezja Edith Durham, sqaron se, përtej diplomatikes, gjeografisë, e arkeologjisë dëshiron të sjellë atë që është reale e drejtë dhe e prekshme nga studiuesit në vendin e ngjarjes. "Unë dëshiroj t'i jap lexuesit vetëm një ide, disi më të drejtë për gjendjen e ngjarjeve në gadishullin e Ballkanit, nga ajo që ai zotëron zakonisht."[5]

## Të gjithë pushtuesit shkuan, sllavët mbetën

Fiset sllave u endën këndej Danubit, gjegjësisht aty kah shekulli i tretë pas erës së re, dhe u vendosën në vendet e majme që formojnë Serbinë moderne dhe Bullgarinë. Nga fundi i shekullit të gjashtë, ky shtegtim imigrimi mori formë pushtimi.[6] Shqiptarët ishin në mes të këtyre trazirave dhe përjetonin dhunë e terror, bullgarët bëheshin sllavë, e sllavët ndërronin fenë sipas perandorëve për t'i favorizuar zhvillimet e tyre politike. Ardhja prej vendesh të egra përtej Danubit, të cilët vranë dhe plaçkitën, por që sot kanë kërkesa vendesh. Pushtimi i tokave shqiptare dhe kolonizimi i tyre filloi që nga koha e Ilirisë. Pushtuesit e tjerë shkuan, kurse serbët dhe malazezët që u vendosën në trojet tona, jetojnë këtu ende. Fillimisht në këto fushata qenë grekët dhe romakët, të cilët jo vetëm që do të robërojnë banorët vendës, duke i helenizuar e romanizuar, por do t'u plaçkitin çdo gjë, duke tentuar të zhdukin qenien ilire. Më vonë trevat iliro-arbërore të Kosovës, kaluan nën sundimin e sllavëve të ardhur nga Karpatet, me formimin e shtetit të Rashës dhe me ardhjen e tyre në Ballkan, harta toponomastike e tij ndryshoi fytyrë rrënjësisht. Shumë emërtime të vjetra iliro-shqiptare u




zëvendësuan me emërtime të reja sllave. Presioni i gjatë e i fuqishëm i shteteve dhe i kishës sllave, shoqërohej me kolonizim të trojeve shqiptare. I vjen radha osmanlinjve, por largimi i tyre la prapë mundësinë e gjenocidit serb. Populli autokton qëndronte stoikisht.

### Kisha ortodokse serbe dhe strategjitë për kolonizimin e shqiptarëve

Me strategjinë, me një parim të luftërave kishtare mesjetare, serbët kanë pasur për qëllim që të okupojnë tokat, por nuk kanë dashur që ato toka të kenë popullsi jo serbe.[7] Në këtë drejtim aspiratat e historiografisë, Akademisë së Shkencave, Kishës Ortodokse dhe Qeverisë Serbe, edhe në ditët e sotme pretendojnë për përvetësimin e monumenteve arkitektonike të trashëgimisë kulturore të Kosovës, objekteve të kultit të krishterë, kishave dhe manastireve. Në meshat e tyre ata e mbiquajtën Kosovën, "Djep i shtetit serb", "Jerusalemi serb", "Serbia e vjetër" etj. Dhe për ta gdhendur në mendjet e zemrat e gjeneratave të tyre, ata asgjësuan, përshtatën, modifikuan, krijuan ose ngritën buste, monumente, vendosën pllakate e simbole të reja anembanë Kosovës. Njësitë militare e paramilitare anticivile në Kosovë, përkundër gjithë egërsisë që kanë treguar duke vrarë, ekzekutuar, masakruar, gjatë tërë kohës janë munduar t'i fshehin gjurmët e krimeve të veta, duke varrosur e zhvarrosur trupat e të vrarëve e të masakruarve, duke i bartur nga një vend në vendin tjetër, duke i hedhur në puse e humnera, ose edhe duke i djegur e zhdukur në mënyra të ndryshme. Shkatërruan objektet shkollore, ambulanca, shtëpi të kulturës, objekte me vlerë të trashëgimisë historiko-kulturore, më se 209 xhami, shumë teqe, shtëpi të vjetra me vlerë të madhe arkitektonike etj., dhe shumë dokumente arkivore, libra , eksponate muzeale etj.[8] Në vitin 1995, u intensifikua kolonizimi i Kosovës me serbë. Brenda një kohe të shkurtër në Kosovë, u vendosën 13.895 kolonë serbë. Lufta fetare e ortodoksisë serbe nuk ishte vetëm mbi shqiptarët e besimit mysliman, por edhe në ata të besimit katolik, duke u munduar që me dhunë t'ua imponpremit fenë ortodokse. Qeveria serbe, kolonizimin e Kosovës me serbë, dhe dëbimin e shqiptarëve e konsideronte si aksion të shenjtë kombëtar. Serbizimin e Kosovës, pushteti serb e ka zbatuar edhe me ndërtimin e kishave në qendrat urbane, ndërrimin e emrave të shkollave, rrugëve, shesheve, organizatave të ndryshme, duke i emëruar me emra mitologjik serb. Shkrimi i cirilikes dominonte kudo. Shqiptarët në Kosovë ishin të diskriminuar në shkollim, kulturë, punësim, mbrojtje shëndetësore e sigurim social, në mbrojtje juridike të integritetit fizik dhe moral, në informim, në ekonomi, politikë dhe në të gjitha sferat e jetës dhe të punës së tyre. Për nxitjen e urrejtjes kundër popullit shqiptar, krahas Lëvizjes Çetnike, një rol shumë agresiv luajti edhe kisha ortodokse serbe. Për klerikët serbë "shqiptarët ishin gjarpinj helmues që duheshin zhdukur, mbytur ose u duhej shtypur koka". Fushata antishqiptare u përshpejtua dhe u motivua me ardhjen në pushtet të Sllobodan Millosheviqit, ndërsa u frymëzua nga memorandumi i ASHS, ku u organizuan shumë mitingje me karakter antishqiptar dhe për suspendimin e autonomisë së Kosovës. Politika antishqiptare u shoqërua edhe me përpjekjet për ndryshimin e përkatësisë fetare të popullsisë. Kisha serbe në vazhdimësi kishte luajtur një rol tejet destruktiv në raport me shqiptarët. Duke lëshuar disa herë deklarata politike, e intervista dhe reagime lidhur me interesat nacionaliste serbe.

### Tentimet serbe gjoja për mbrojtjen nga islamizmi

Që nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit, janë hasur dokumente propaganduese serbe, se gjoja shqiptarët kanë themeluar Lidhjen Muhamedane-Myslimane. Në dokumente franceze, shpesh potencohet Lidhja e Myslimanëve apo mbledhja e myslimanëve, por po në



ato dokumente sillet një listë e emrave të delegatëve të lidhjes, ku shënohen edhe emra katolik, sidomos ata nga Shkodra, si Baca Kurti, nga Gruda katolik, Marash Daja, Mark Dashi etj.[9] Edhe pse në vlugun e dominimeve fetare, Lidhja Shqiptare e Prizrenit ishte me orientim kombëtar, siç vihet në dukje edhe në dokumentin e 37-të, në dokumente angleze (1878-1881), ku sipas ekstraktit të 11 nëntorit 1878, që i dërgohet konsullit, Kibry Green, ku ndër të tjera sqarohet vetë emërtimi i lidhjes "Kombëtare" (National), me qëllimin e vetëm që t'iu kundërvihet të gjitha elementeve armiqësore që e rrethonin vendin, Shqipërinë. Gjithashtu sqarohet se, lidhja s'ka për qëllim luftën kundër fqinjëve e fuqive, por do të kujdeset për atdheun e tyre, siç thuhet në dokument: "Shqipëria është tokë me trashëgimtarë, e sulltani nuk mund ta nxjerrë në treg." Një interpretim të cilin konsulli Green pa të drejtë e bën shpjegimin në kllapa si kombi osman apo turk. Gjë e cila vërehet fare lehtë edhe nga vet titulli i ekstraktit apo emërtimit të lidhjes "Lidhja Shqiptare e Prizrenit".[10] Udhëheqja kryesore e lidhjes së Prizrenit, ndonëse ishte me shumicë e besimit mysliman dhe kishte tituj të myderrizit, myftiut dhe kadiut, nuk ishte fanatike. Qëllimi i saj nuk ishte fetar, por kombëtar. "Ajo ishte për barazinë kombëtare, fetare dhe sociale."[11] Në dokumentet franceze vërehet përpjekja e sllavëve serbo-malazez për minimizimin e çështjes kombëtare shqiptare, duke i quajtur turq, por edhe duke i etiketuar vetëm me elementin islam. Një gjë të tillë e proklamon princi malazez përmes letrave që u dërgon fuqive të mëdha, me qëllimin e mjegullimit të çështjes shqiptare, ku ndër të tjera shtonte: "Përball nesh kemi të bëjmë me turqit e vërtetë, ashtu siç janë tani dhe siç kanë qenë gjithmonë dhe kemi të bëjmë me lidhjen myslimane të përgjithshme, e cila fshihet nën petkun e Lidhjes Shqiptare."[12] Qendra e Lidhjes (Prizrenit) për Shqipërinë e veriut ishte Shkodra, ku shqiptarët katolik punonin bashkë me myslimanët. Nga memorandumi i Shkodrës dërguar nga Triesta, përfaqësuesit anglez në Berlin, lordit Bikons Filld, më 13 qershor 1878, theksohet: "Por, sikur nuk jemi as nuk duam të jemi turq, ashtu kundërshtojmë me gjithë fuqinë tonë qëllimet ruse, austriake apo italiane. Ne nuk duam të jemi tjetër veçse shqiptarë."[13] Gjithashtu udhëpërshkruesja dhe gazetarja angleze, e cituar më herët qartëson se: "Këto ngatërresa janë përgjithësisht me origjinë raciale dhe jo fetare. Duhet theksuar se, historia në gadishullin ballkanik përsëritet me rrjedhshmëri të çuditshme. Popujt e tij nuk i kanë larë hesapet deri në fund me njëri-tjetrin, por kanë qenë përherë të dërmuar nga një armik i përbashkët, ky problem është balancimi i fuqive."[14] Kur një shqiptar plaçkit ose djeg një fshat sllav, vepra e tij në sytë e Evropës është një shtazëri, e parë me sytë e shqiptarit ajo del krejt me një ngjyrë tjetër. Shqiptari ka luftuar për tokën kundër të gjithë shkelësve me radhë dhe atë vazhdon ta bëjë edhe sot. Ai është njëkohësisht edhe më i hershmi edhe më i riu në gadishullin Ballkanik.[15]

(1) Ferdinand Schevill, Ballkani historia dhe qytetërimi, Tiranë 2006, f.11. (2) Schevill, e cit. 117. (3) Po aty,144. (4) Po aty, f. 91. (5) Edith Durham, Brenga e ballkanasve, Tiranë ,2000, Parathënie. (6) E. Durham, E cit. 22. (7) Dr.Jusuf Osmani, Krimet serbe në Kosovë, Prishtinë 2013. (8) Noel Malkolm,Kosova një histori e shkurtër, Prishtinë 2010, f. 89. (9) Prof. dr. Gjyltekin Shehu, "Lidhja Shqiptare e Prizrenit në Dokumentet Diplomatike Franceze…"e Cit,f. 33. dok. i konsullatës franceze në Shkodër, Aneksi i Depeshës Shkodër me 1 korrik 1878 e nënshkruar nga G.PONS. (10) Dr. S .Rizaj,"Lidhja Shqiptare e Prizrenit në dokumente angleze…" E cit,f. 59.(Public Record Office, London,F.FO 195/1186;The British Museum London, Accounts and Papers(38) 1878-0LXXIX 79,538-539). (11) Mr.Nuridin Ahmeti,"Krerët Fetarë në Lëvizjen Kombëtare …"E cit., f. 36. Sipas Dritan Egro,"Rrënjët e nacionalizmit shqiptarë" Në: "Panorama" 5 tetor 2009. (12) Ismail Ismaili, "Doreshkrimet frënge të viteve 1853-1897 për çështjen shqiptare", Prishtinë, 2010, f .75. (13) Skënder Blakaj,Lidhja shqiptare e Prizrenit,f. 266. (14) Edith Durham e cit. fq 21. (15) Durham, 24.

Abdu Eddaim el Kehil

# Fshehtësitë e zemrës

Në këtë hulumtim shkencor, do të prezantojmë një mendim të ri për zemrën e njeriut. Vite të tëra shkencëtarët studiuan zemrën në aspektin fiziologjik, dhe e konsideruan vetëm si pompë (qarkulluese) të gjakut, e jo më shumë e as më pak. Mirëpo, me fillimin e shekullit të njëzet e një dhe evoluimin e operimeve për transplantimin e zemrës, si dhe zemrës artificiale dhe shtimit të operimeve me të madhe, disa hulumtues filluan të vërejnë një dukuri (fenomen) të çuditshëm dhe lajthitës, gjë që nuk gjetën sqarim për të deri më tani.

### Zemra nuk bën vetëm qarkullimin e gjakut

Vërtet kjo është një dukuri e shfaqjes së ndryshimit të gjendjes shpirtërore te pacienti pas operimit të transplantimit të zemrës. Këto ndryshime psikologjike janë të thella deri në atë shkallë sa që pacienti pas ndërrimit të zemrës së tij me një tjetër zemër natyrale apo artificiale tek ai ndodhin ndryshime të thella psikologjike, madje ndodhin ndryshime edhe në bindjet e tija nganjëherë, në atë që dëshiron (do) apo e urren, saqë ndikon edhe në besimin (fenë) e tij gjithashtu.

Nga këtu fillova të mbledh shumicën e eksperimenteve, kërkimeve, shikimeve (dëshmive) dhe fakteve rreth kësaj teme. Andaj, kam gjetur se çdo gjë që kanë zbuluar tanimë shkencëtarët, për të ka folur Kurani fisnik në formë të detajuar. Kjo vërteton përparësinë kuranore në shkencën mbi zemrën, kjo dëshmon madhështinë dhe saktësinë e Kuranit fisnik dhe se ai është libri i Zotit të botëve.

### Hyrje

Ka hulumtues të cilët janë të bindur se zemra është vetëm një pompë dhe se nuk ka asnjë ndikim në ndërrimin e zemrës, gjegjësisht mund të ndodhin ca ndryshime psikologjike të vogla për shkak të ndikimit të operacionit. Disa të tjerë besojnë që zemra e përmendur në Kuran është zemra morale e padukshme, siç është edhe psikika dhe shpirti. Vallë, çfarë është e vërteta?!

E vërteta është që, nëse i përcjellim fjalët e mjekëve perëndimor, të cilët shkëlqyen në këtë fushë, d.m.th. në fushën e kardiologjisë, shohim se një numër i tyre nuk kanë studiuar zemrën në aspektin psikologjik, si dhe nuk i kanë kushtuar kësaj ane rëndësinë e dukur për ta studiuar ende.

Zemra krijohet para trurit në fetus, si dhe fillon rrahjen nga formësimi i saj e deri në vdekjen e njeriut. Meqenëse shkencëtarët besojnë se truri është ai i cili rregullon (sistemon) rrahjet e zemrës, ata megjithatë vërejtën diç të çuditshme gjatë operimeve për transplantimin e zemrës, atëherë ku vendojnë zemrën e re në kraharorin e pacientit, ajo fillon të rrah menjëherë, pa e pritur trurin të jap urdhrin për rrahje. Kjo sinjalizon punën e pavarur të zemrës nga truri, madje-madje disa kërkues kanë bindjen që zemra është ajo e cila e drejton trurin në punën e tij. Andaj çdo qelizë prej qelizave të zemrës ka memorie. Dr. Schwartz thotë: "Vërtet historia jonë është e shkruar në çdo qelizë të trupit tonë."

### Faktet e zemrës

Zemra është motor, i cili ushqen më tepër se 300 milion qeliza në trupin e njeriut. Pesha e saj arrin 250-300gr., dhe ka madhësinë e grushtit të dorës. Zemra e sëmurë shumë, mund ta arrijë peshën deri në 1kg, për shkak të hipertensionit. Zemra e juaj që nga fetusi kur jeni në barkun e nënës (pas 21 ditësh të shtatzënisë), fillon punën për qarkullimin e gjakut në pjesë të ndryshme të trupit tuaj. Kur ta arrish moshën madhore, zemra e juaj qarkullon më se shtatëdhjetë mijë litra gjak dhe atë çdo dikë, këtë sasi e qarkullon duke u tkurrur dhe zgjeruar, andaj ajo tkurret dhe rrah çdo ditë më tepër se njëqind mijë herë, ndërsa kur të arrish moshën 70 vjeçare, zemra juaj do të kryen tashmë qarkullimin e një bareli (fuqie) gjak gjatë kësaj periudhe.

Zemra nëpërmes gjakut furnizon qelizat e trupit me oksigjen, andaj qelizat marrin oksigjenin për ta djegur në prodhimin e ushqimit, ndërsa lirojnë gazrat



e karbonit dhe mbetjet toksike (helmuese), të cilat i merr gjaku dhe qarkullojnë nëpërmes zemrës në mënyrë që mushkëritë ta kryejnë pastrimin e këtij gjaku dhe ta lirojnë gazin e karbonit. Natyrisht që mushkëritë marrin oksigjenin të cilin e thithim me anë të frymëmarrjes, si dhe lirojnë gazin e karbonit nëpërmes veprimit të frymëmarrjes (thithjes dhe nxjerrjes). Në të vërtetë rrjeti i bartjes së gjakut nëpërmes arterieve dhe enëve, po që se do të lidheshin njëra me tjetrën do të arrinte gjatësia e tyre në njëqind mijë kilometra.

**Raportet e trurit me zemrën**

Vallë, a mos truri kontrollon punën e zemrës ashtu siç thonë shkencëtarët, apo mos është e kundërt e vërteta?! Lexues i nderuar, duhet që ta dish se shkenca e mjekësisë është akoma e prapambetur. Kjo është me vetë pranimin e shkencëtarëve perëndimor, sepse ata janë të paditur plotësisht në veprimet precize që ndodhin në tru, nuk dinë se si i rikujton njeriu gjërat, nuk dinë përse fle njeriu, përse rrah zemra, çfarë e bën zemrën të rrah, si dhe nuk dinë shumë gjëra tjera, prandaj ata publikojnë në kërkimet e tyre vetëm atë që shohin dhe nuk kanë ndonjë bazë apo rregull, prandaj çdo gjë tek ata është e mbështetur në përvojë, shikim dhe shqisa.

Mirëpo, ne si myslimanë kemi fakte absolute, e ato janë faktet për të cilat na ka folur Kurani fisnik para 14 shekujve, atëherë kur e ka konfirmuar në shumë ajete që zemra është qendra e emocioneve, e të menduarit, mendjes dhe kujtesës. Ka mbase vetëm tridhjetë vite që kur disa kërkues kanë filluar të vërejnë raporte ndërmjet zemrës dhe trurit. Mandej vërejtën gjithashtu që zemra ka rol në të kuptuarit (perceptuarit) e botës për rreth nesh. Tregimi filloi atëherë kur vërejtën një raport të fuqishëm ndërmjet asaj që kupton dhe që ndjen (reflekton) njeriu dhe ndërmjet numrit (normativës) të rrahjeve të zemrës, shtypjes së gjakut, frymëmarrjes nëpërmjet mushkërive. Nga këtu, disa hulumtues filluan ta studiojnë raportin (marrëdhënien) ndërmjet zemrës dhe trurit, dhe gjetën që zemra ka ndikim në aktivitetin elektrik (energjetik) të trurit.

Shkencëtarët kanë dështuar të saktësojnë që zemra nuk ka të bëjë (raport) me emocionet, pra askush nuk mund të provojë atë, sepse ata nuk mund të zbulojnë të gjitha sekretet e zemrës, kështu që kur themi se zemra është ajo që drejton trurin në punën e tij, kjo është (fjalë) e logjikshme dhe nuk ka çfarë e mohon shkencërisht, dhe më e rëndësishmja është se kjo është në përputhje me Kuranin.

Gjë e provuar (vërtetuar) shkencërisht është se zemra komunikon me trurin nëpërmjet një rrjeti kompleks të nervave, dhe aty ka mesazhe të përbashkëta në mes të zemrës dhe trurit në formën e sinjaleve elektrike, dhe theksojnë disa dijetarë, se zemra dhe truri janë duke punuar vazhdimisht dhe në harmoni të mrekullueshme (të çuditshme), edhe nëse ndodh ndonjë defekt në këtë harmoni do të shfaqen çrregullime të menjëhershme.

Dr. Armour thotë që vërtet zemra ka një sistem të veçantë në trajtimin e informacioneve që vijnë nga pjesë të ndryshme të trupit, dhe për këtë arsye suksesi i transplantimit të zemrës varet nga sistemi nervor i zemrës së transplantuar dhe aftësia e saj për t'u përshtatur me pacientin.

### Skena emocionuese

Psikoterateputja, Linda Marks pas punës së saj njëzetvjeçare në qendrën e kardiologjisë thotë: "Njerëzit më shtronin pyetje: "Çfarë jeni duke bërë në këtë vend, derisa ju e dini se zemra është vetëm një pompë gjaku, e cila nuk ka lidhje me gjendjen psikologjike për njeriun?" Përgjigjesha se unë hetoj (ndjej) ndryshimin i cili ndodh në psikologjinë (psikikën) e pacientit para dhe pas transplantimit të zemrës, ndjej ndryshim të emocionit, por unë nuk kam asnjë provë shkencore, përveç atë që unë shoh para meje. Mirëpo, që nga të nëntëdhjetat jam njohur me një nga të interesuarat për këtë temë, e ajo është Linda Russek, e cila arriti të regjistrojë marrëdhënien në mes të frekuencave elektromagnetike të emetuara nga zemra dhe frekuencave elektromagnetike të emetuar nga truri, dhe si fusha elektromagnetike e zemrës mund të ndikojë në fushën elektromagnetike të trurit të personit tjetër (kontrast).

Profesori Gary Schwartz, psikiatër specialist në Universitetin e Arizones dhe dr. Linda Russek besojnë se zemra ka fuqi të veçantë me të cilën ruan informatat dhe bën përpunimin e tyre. Kështu që kujtesa nuk është vetëm në tru, por zemra është një motor dhe mbikëqyrës i tij (trurit). Dr. Gary bëri hulumtime që përfshiu më shumë se 300 raste të transplantimit të zemrës dhe ka gjetur se te të gjitha rastet kishin ndodhur ndryshime radikale (rrënjësore) psikologjike pas operacionit.

Dr. Schwartz thotë: "Ne bëmë transplantimin e zemrës te një fëmijë nga një fëmijë tjetër, nëna e të cilit ishte mjeke, por fëmija i kishte vdekur dhe ajo vendosi që ta dhurojë zemrën e tij, pastaj ajo monitoroi mirë rastin e transplantimit të zemrës", ndërsa kjo nënë thotë: "Unë gjithmonë kur më përqafon ndjej se e kam fëmijën ende gjallë, saqë kur i afrohem fëmijës (që bartë zemrën e fëmijës tim) ndjej rrahjet e zemrës së tij, ndërsa kur më përqafon e ndjej si fëmijën tim plotësisht, vërtet zemra e këtij fëmije përmban shumëçka të fëmijës tim."

Ajo gjë, që e konfirmoi (vërtetoi) këtë ndjenjë është se këtij fëmije filloi t'i shfaqet një defekt në anën e majtë, dhe gjeti pastaj se fëmija i vdekur, zemra e të cilit është transplantuar në origjinë, ka vuajtur nga një defekt në anën e majtë të trurit, gjë që ka penguar lëvizjen e tij, dhe pasi që ishte mbjellë kjo zemër pas një periudhe, truri filloi të shfaq dhimbje (defekt) në anën e majtë, krejtësisht njëlloj si rasti i fëmijës së vdekur, pronarit origjinal të zemrës.

Cili është shpjegimi për këtë? Thjesht themi se zemra është ajo e cila mbikëqyrë funksionimin e trurit, kurse çekuilibri i cili e ka goditur trurin e fëmijës së vdekur ishte shkaktuar nga zemra, dhe pas mbjelljes së kësaj zemre te fëmija tjetër, ajo filloi të ushtron ndikimin e vet në trurin e fëmijës, si dhe avancoi mungesën e ekuilibrit në trurin e tij.

Dr. Linda thotë: "Prej rasteve interesante gjithashtu është se, ishte bërë transplantimi i zemrës për një vajzë, e cila ishte duke vuajtur nga muskuli i zemrës, mirëpo ajo çdo ditë vuante, sikur ndjente se zemra e saj përplaset për diçka, andaj i ankohej mjekut të saj për këtë gjendje, ndërsa ai i thoshte se kjo është për shkak të ndikimit të barërave, por më vonë u qartësua se pronaren origjinale të zemrës e kishte goditur një veturë në kraharorë dhe se fjalët e saj të fundit ishin se ajo ndjente dhembje nga goditja në kraharorë.

Ka qindra e qindra raste që kanë pësuar ndryshime të thella. Një vajzë tri vjeçare ishte mbytur në pishinën shtëpiake, dhe familja e saj dhuroi zemrën e saj që të mbillet për një fëmijë nëntë vjeçar, dhe është e çuditshme që ky fëmijë u bë shumë i frikësuar nga uji, madje u thoshte prindërve mos më hidhni në ujë!

### Zemra është përgjegjëse për emocionet

Aty ka një çështje që meriton t'i kushtohet rëndësi, e ajo është se atyre pacientëve të cilëve iu është bërë transplantimi i zemrës artificiale kanë humbur ndjenjat dhe emocionet si dhe aftësinë për dashurinë.

Më 08.11.2007, gazeta "Washington Post" botoi një hetim gazetaresk në lidhje me një njeri me emrin Peter Houghton, të cilit i është bërë një operim i transplantimit të zemrës artificiale, i cili thotë: "Janë ndryshuar plotësisht ndjenjat e mia, unë nuk di se si të ndiejë apo të dashurojë, madje as nipërit e mbesat e mia nuk i ndiej dhe nuk di si të sillem ndaj tyre. Kur ata më afrohen, unë nuk ndiej se ata janë pjesë e jetës sime ashtu siç ishin më parë."

Ky njeri u bë indiferent ndaj çdo gjëje, nuk ka interesim për pasurinë, nuk kujdeset për jetën, nuk e di pse ai jeton, por ai nganjëherë mendon për vetëvrasje dhe për ta hequr qafe këtë zemër fatkeqe-depresionuese. Ky njeri nuk është më në gjendje të kuptoj botën rreth tij, tanimë ka humbur aftësinë për të kuptuar, për të dalluar apo krahasuar, si dhe aftësinë për të parashikuar, për të menduar për të ardhmen apo për ata që ne e quajmë intuitë. Madje-madje ai kishte humbur edhe besimin në Zot, si dhe është indiferent ndaj botës tjetër, siç ishte më parë.

Deri në këtë moment, mjekët nuk mundën të shpjegojnë këtë fenomen, përse ndodh ky shndërrim i madh



psikologjik, cila është marrëdhënia e zemrës me psikikën e njeriut, ndjenjat dhe të menduarit e tij?! Profesori Arthur Caplan, kreu i katedrës së etikës mjekësore në Universitetin e Pensilvanisë thotë: "Shkencëtarët nuk i kanë dhënë rëndësinë e duhur kësaj dukurie, madje as që e kemi shqyrtuar marrëdhënien e emocionit dhe psikikës me gjymtyrët e trupit, por trajtojmë trupin thjesht si një mjet.

Zemra artificiale është një pajisje që është futur në kraharorin e pacientit, e cila punon nën drejtimin e baterisë të cilën e bartë pacienti rregullisht, si dhe e ndërron atë posa të shpenzohet. Kjo pajisje i ngjason një pompe për pompimin e gjakut, e cila punon vazhdimisht, po që se ju vëni kokën mbi gjoksin e këtij pacienti, atëherë nuk do të dëgjoni asnjë rrahje, por do të dëgjoni zërin e një motori elektrik.

Zemra e parë artificiale u transplantua në vitin 1982, dhe pacienti jetoi me të 111 ditë, mandej evoluoi kjo shkencë, derisa arritën shkencëtarët që në vitin 2001, ta bëjnë një zemër artificiale të quajtur "Abio Cor", një zemër të sofistikuar dhe të lehtë, pesha e së cilës është më pak se një kilogram (900gram), e që mund të bëhet transplantimi i saj në vend të zemrës së dëmtuar. Zemra e parë e plotë artificiale është transplantuar në vitin 2001, te një pacient i cili ishte pranë vdekjes, mirëpo ai jetoi me zemër artificiale katër muaj, dhe më pas iu përkeqësua gjendja e tij shëndetësore dhe humbi aftësinë për të folur dhe kuptuar, e si pasojë ai më pas vdiq.

Mbi transplantimin e zemrës artificiale te pacienti, shkencëtarët thonë se ka rezultatet që ata kanë arritur, si dhe defektet e mëdha për të perceptuar dhe kuptuar, që i has pacienti me zemër artificiale, konfirmojnë (vërtetojnë) se zemra ka një rol thelbësor në të kuptuar dhe perceptimit, dhe se zemra është më shumë se një pompë, se zemra e njeriut është më e komplikuar se sa ne imagjinojmë.

Zemra artificiale tashmë ka dështuar, ashtu siç thekson Zyra Amerikane për Medikamente dhe Ushqime, sepse pacientëve që iu është bërë transplantimi i kësaj zemre kanë vdekur pas disa muajsh për shkak të një angjine (sulmi) të papritur në kraharorë.

***Nga gjuha arabe: Fadil Hasani***

Mr. Orhan Bislimaj

# Xhamia e Kalasë së Prizrenit dhe vendosmëria e Bashkësisë Islame

zyrtare do të duhej të interesohej për xhaminë, siç është interesuar ta zëmë për objektet tjera në kala. Të gjitha janë rindërtuar në bazë të vlerësimit të lirë të këtyre njerëzve të ministrisë, pa pasur ndonjë kërkesë nga qytetarët. Ndërsa, kur është në pyetje xhamia, rregullat ndryshojnë dhe nuk veprohet me të njëjtin tretman.

Për shkak të okupimit të gjatë serb mbi Kosovën, xhamia e kalasë pati mbetur një vend i shkretë, përplot me mbeturina. Natyrisht, kjo gjendje ishte irrituese për të gjithë qytetarët, që e dinin se aty janë muret e xhamisë, sepse vendet e kultit, pavarësisht fesë, duhen respektuar dhe nderuar. Kështu, për ta evituar këtë gjendje nënçmuese ndaj objektit të xhamisë, ku myslimanët deri vonë kishin bërë sexhde për Krijuesin e Madhërishëm, Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit, me datë 12.04.2009, e diel, ndërmori iniciativën për kthimin e dinjitetit të xhamisë, së paku duke pastruar brendësinë dhe hapësirën përreth saj. Në këtë aksion, të cilin e kam të freskët në kujtesën time, xhemati i Prizrenit, me vullnet të madh larguan të gjitha gjësendet, mbeturinat, që e kishin mbuluar hapësirën e xhamisë. Në këtë aksion morën pjesë disa imamë dhe shumë besimtarë të tjerë, madje edhe të moshuar, të cilët disa këndonin ilahi, e disa tjerë sillnin ujë për aktivistët. Pas një pune mbi tri orë, arritëm që t'ia shpalosim mbijetojat e mureve që kishin ngelur, deri një metër lartësi mbi tokë. Po ashtu, doli në sipërfaqe formati i xhamisë, përfshirë bazamentin e minares, mihrabin në mes të xhamisë, si dhe pragun e derës së hyrjes. Në këtë gjendje, xhamia është edhe sot kur po i shkruajmë këta rreshta. Në të vërtetë, atë ditë, Bashkësia Islame dhe qytetarët e Prizrenit (xhemati), përveç që ia kthyen xhamisë dinjitetin e nëpërkëmbur, e që deri në këtë kohë xhamia dukej një grumbull gurësh dhe shumë pak mund të dallohej, në anën tjetër, dhanë sinjalet e qarta se xhamia duhet t'i rikthehet kalasë, si një dëshirë qytetare. Pas përfundimit të aksionit, u bë thirrja e ezanit mbi themelet e minares dhe të gjithë të pranishmit falën namazin e drekës me imam brenda xhamisë. Ky namaz, njëherësh është i pari, që nga rrënimi i xhamisë në vitin 1912, sikurse që pastrimi i saj është i pari i këtillë pas atyre gërmimeve arkeologjike të vitit 1969. Pas namazit të drekës, Këshilli i Bashkësisë Islame, u kujdes për aktivistët që të drekojnë së bashku si vëllezër, me nga një shujtë modeste (topli) të Prizrenit, në ambientin piktoresk përreth xhamisë së kalasë.

Por, ky organizim rreth xhamisë së kalasë, nuk do të mbetet i vetëm, pas tij do të pasojnë edhe organizime tjera. Kemi parasysh, ishte viti 2009, kjo kohë kur patën filluar punimet e revitalizimit të kalasë, si një pikë zhvillimore e turizmit, ndërsa Ministria e Kulturës, nuk e pati futur në kuadër të projektit edhe rindërtimin e xhamisë. Natyrisht, Bashkësia Islame ishte në ngjarje për të gjitha zhvillimet që ndodhnin, sepse ishte në pyetje fati i xhamisë si objekt islam, e mbi të gjitha si një dëshirë e qytetarëve. Në fillim, menduam se rekonstruktimi i xhamisë ka ngelur për fazën e ardhshme të punimeve, pasi që punohej faza-faza, por kjo nuk ndodhi asnjëherë, e që vërtetoi se mospërfshirja e xhamisë nuk ishte lëshim i rastësishëm. Pavarësisht anashkalimit të xhamisë nga Ministria e Kulturës, Bashkësia Islame do të tregojë interesimin e duhur për xhaminë, në mënyrë që ajo mos të lihet në harresë. Nisur nga kjo, tri vjet më vonë, pra me datë 30 mars 2012, Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit, organizoi faljen e namazit të xhumasë në xhaminë e kalasë, ndërsa për imam e autorizoi imamin e xhamisë "Emin Pasha", hfz. Daut ef. Lezi. Edhe pse moti ishte me shi, në këtë xhuma të veçantë dhe mjaftë nostalgjike, pati shumë xhematë. Këto dy aktivitete simbolike, në të vërtetë e përçonin vërejtjen e Bashkësisë Islame dhe të qytetarëve të Prizrenit në adresë të organeve të Ministrisë së Kulturës dhe Komunës së Prizrenit, që xhaminë mos ta injorojnë, por t'i japin vendin meritor në kala, ashtu siç e ka pasur në origjinë.

### Kërkesa e Bashkësisë Islame në vitin 2010

Bashkësia Islame e Kosovës, pasi vërtetoi se xhamia në kala nuk është përfshirë në kuadër të projektit për revitalizimin e kalasë, e që kishte filluar në vitin 2009, menjëherë i drejtohet organeve kompetente për ta trajtu-



ar xhaminë në mënyrë meritore. Në vitin 2010, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nëpërmjet shkresës, nr. 16/10, dt. 15.02.2010, i drejtohet me shkresë Ministrisë për Kulturë, Rini dhe Sport në Prishtinë, duke kërkuar direkt, që xhamia e kalasë të rindërtohet dhe jo të konservohet. Edhe pse kërkesa ishte bërë nga niveli qendror, pra nga myftiu i Kosovës, megjithatë, Ministria e Kulturës, asnjëherë nuk e vlerësoi që të kthej përgjigje. Vetë heshtja dhe hezitimi për të kthyer përgjigje në kërkesën legjitime të Bashkësisë Islame, ishte sinjalizim i qartë se, ekzistojnë paragjykime serioze ndaj xhamisë. Natyrisht, përballë kësaj gjendje, për Ministrinë e Kulturës ishte vështirë që subjektivizmin e saj jo normal ta shndërroj në gjendje me shkrim, pasi që apriori do të binte në kundërshtim me argumentet historike autentike të xhamisë, prandaj zgjodhi heshtjen si një formë asnjanëse. Absurdi bëhet akoma më i madh, kur e dimë se kërkesa e Bashkësisë Islame ka qenë mjaftë parimore dhe pa asnjë tendencë apo motive të fetarisë. Në fakt, kishte kërkuar që xhamia të barazohet me objektet tjera që do të rikonstruoheshin, dhe atë si në vijim:

1. Xhamia të rindërtohet në vendin ku ka qenë dhe sipas përmasave që i ka pasur;
2. Në mungesë të fondeve, Bashkësia Islame merr përsipër sigurimin e të gjitha shpenzimeve të projektit dhe rekonstruimit/ rindërtimit të xhamisë;
3. Rekonstruimi i xhamisë nuk ka pretendime fetare, duke saktësuar se xhamia, pas ri ngritjes do të shërbejë ekskluzivisht si monument kulturo-historik, ku mund të ekspozohen eksponate të ndryshme të traditës dhe aspekte tjera.

Këto tri pika përmbajtjesore, i kanë përshkuar të gjitha kërkesat që i ka bërë Bashkësia Islame në adresë të Ministrisë së Kulturës, apo institucioneve tjera relevante.

### Kërkesa e Bashkësisë Islame në vitin 2014

Kaluan tri vjet dhe MKRS, nuk ktheu asnjë përgjigje në kërkesën e Bashkësisë Islame. Për shkak të këtij injorimi evident, Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit, në vitin 2014, nëpërmjet shkresës nr. 951/14, dt. 29.09.2014, vendosi t'i drejtohet Ministrisë për Kulturë, Rini dhe Sport, me kërkesën e njëjtë: rikonstruimi i xhamisë. Kërkesa iu drejtua edhe dy faktorëve tjerë relevant: Kuvendit Komunal të Prizrenit dhe Qendrës Rajonale për Trashëgiminë Kulturore në Prizren (QRTK), që kanë ingerencë ligjore mbi hapësirën e kalasë. Përsëri asnjëri prej këtyre institucioneve nuk ktheu përgjigje. Veçse, pas kësaj kërkese, një delegacion i lartë në kuadër të Ministrisë së Kulturës, me datë 09.10.2014, e pati vizituar Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, me qëllim të diskutimit të kërkesën së parashtruar. Delegacioni kryesohej nga znj. Vjollca Aliu, drejtoreshë në Departamentin e Trashëgimisë Kulturore të Kosovës, Enver Rexha, drejtor në Institutin Arkeologjik të Kosovës -IAK, Shafi Gashi, mbikëqyrës i punimeve në kalanë e Prizrenit dhe anëtar i Këshillit të Kosovës për Trashëgimi Kulturore –KKTK, Osman Gojani, drejtor i Qendra Rajonale për Trashëgimi Kulturore – Gjakovë, QRTK, Agim Gërguri dhe Samir Hoxha, drejtor i Qendra Rajonale për Trashëgimi Kulturore, Prizren-QRTK. Ata u pritën nga Lufti ef. Ballëk, ish kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, mr. Orhan Bislimaj, sekretar i Këshillit të BI-së në Prizren dhe mr. Faruk Ukallo, arkëtar i Këshillit të BI-së në Prizren. Zyrtarët e Ministrisë e njoftuan Këshillin e BI-së, se e kanë pranuar kërkesën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, duke thënë se të njëjtën do ta shqyrtojnë në mënyrën meritore në një të ardhme të afërt. Znj. Vjollca Aliu, në emër të delegacionit deklaroi se për momentin, punimet në kala janë në fazën e hulumtimeve arkeologjike, e të cilat priten të vazhdojnë edhe disa muaj, afërsisht deri kah pranvera e vitit 2015, dhe sapo të përfundojnë këto hulumtime brenda kalasë, atëherë do të jepet përgjigje në kërkesën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit. Në fakt, kjo vizitë punë, e demanton vetë znj. Aliu, e cila me datë 14.12.2016, duke u përgjigjur para gazetarit të Rtv Besa, kishte deklaruar se nuk ka pranuar ndonjë kërkesë të adresuar, ashtu siç e përcakton ligji për Qendrën Historike të Prizrenit, duke konstatuar se kërkesa duhet t'i adresohet komisionit për shqyrtim dhe vlerësimin e projekteve të konservimit-restaurimit. Pa dyshim, kjo është lojë fjalësh dhe ikje nga përgjegjësia. Vetë znj. Aliu, është e bindur se kjo arsye fiktive nuk është satisfaksion për mosdhënien e përgjigjes në kërkesën e Bashkësisë Islame, sidomos për këto arsye:

1. Në vitin 2010, kur është parashtruar kërkesa e parë, përgjegjës për vlerësimin e kërkesave ka qenë pikërisht Departamenti i Trashëgimisë Kulturore, drejtoresh e të cilit është znj. Vjollca Aliu;
2. Sipas zyrtarëve të Ministrisë së Kulturës, ky komision për të cilin flet znj. Aliu, se është përgjegjës për shqyrtimin e kërkesave, ka marrë këtë detyrë me ardhjen në krye të Ministrisë së Kulturës së z. Kujtim Shalës, praktikisht prej vitit 2015;
3. Nëse thuhet se Departamenti i Trashëgimisë Kulturore, nuk është përgjegjës për shqyrtimin e kërkesës,



atëherë përse znj. Aliu erdhi në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, me datë 09.10.2014, dhe temë diskutimi ishte pikërisht kërkesa e Bashkësisë Islame për rindërtimin e xhamisë?!;

4. Nëse kërkesa nuk ka qenë e adresuar si duhet, atëherë Departamenti i Trashëgimisë Kulturore, mbi bazën e obligimit ligjor, do të duhet të kthente një përgjigje udhëzuese ndaj palës, në këtë rast Këshillit të Bashkësisë Islame dhe atë jo më larg se 15 ditë nga data e pranimit të kërkesës. Tek e fundit, e njëjta kërkesë i është drejtuar edhe Ministrisë së Kulturës, që është ombrellë e të gjitha departamenteve në kuadër të saj, përfshirë edhe komisionet përkatëse. Kjo bëhet akoma më e qartë, kur dihet se kërkesa i është dërguar edhe Qendrës Rajonale për Trashëgiminë Kulturore (QRTK), e cila zyrtarisht e ka adresuar kërkesën në adresën e saktë në kuadër të Ministrisë; dhe

5. Mjafton që Ministria ka pasur dijeni për ekzistimin e xhamisë, ajo ka mundur vet ta inicioj rindërtimin e saj, sikurse i ka iniciuar edhe objektet tjera që tashmë janë rindërtuar në kala. E dihet se për ato objekte nuk ka pasur asnjë kërkesë qytetare.

Prandaj, problemi i mos përgjigjes është më i thellë dhe lë shumë për të thënë.

### Kërkesa e Bashkësisë Islame në vitin 2016

Tashmë kishin kaluar pesë vjet dhe Ministria e Kulturës nuk ktheu asnjë përgjigje në dy kërkesat e mëparshme të Bashkësisë Islame, asaj të vitit 2010, respektivisht 2014. Injorimi i Ministrisë veçse po trashej. Këshilli i Bashkësisë Islame të Prizrenit, përsëri detyrohet që të parashtrojë kërkesën e radhës, sipas shkresës nr. 311/16, dt. 12.05.2016, e cila përmbante kërkesën e njëjtë: rekonstruimin/rindërtimin e xhamisë. Kësaj radhe e njëjta kërkesë i dërgohet edhe institucioneve qendrore të Republikës së Kosovës, si: Kryeministrit të Kosovës, z. Isa Mustafës, Kryetarit të Parlamentit të Kosovës, z. Kadri Veselit, Drejtoreshës së Departamentit për Trashëgimi Kulturore, znj. Vjollca Aliut, Drejtorit të Institutit Arkeologjik të Kosovës, z. Enver Rexhës, Drejtorit të Qendrës Rajonale për Trashëgimi Kulturore, z. Samir Hoxhës.

Arsyeja e dërgimit të kërkesës në adresë të titullarëve të përmendur kishte karakter të njoftimit me përmbajtjen e kërkesës, por edhe të njoftimit me injorimin e vazhdueshëm ndaj kërkesave të Bashkësisë Islame. Edhe kësaj radhe asnjë përgjigje nga asnjëri prej drejtuesve të institucioneve.

### Kërkesa e Bashkësisë Islame për takim me ministrin e Kulturës, Rinisë dhe Sportit

Duke pa këtë injorim, Këshilli i BI-së, të Prizrenit i orientoi përpjekjet për të realizuar një takim me ministrin e Kulturës, Rinisë dhe Sportit, apo me personin e autorizuar të tij, për të parë se çfarë është duke ndodhur me çështjen e xhamisë dhe me kërkesat e Bashkësisë Islame. Kështu që, sekretari i Këshillit të BI-së, me datë 11.05.2016, i drejtohet zyrtarisht Ministrisë së Kulturës, në emalin zyrtar: info@mkrs-ks.org, për një takim të mundshëm, duke informuar paraprakisht se në takim do të marr pjesë kryetari dhe zyrtarët tjerë të Këshillit të BI-së, të Prizrenit. Nuk ka përgjigje. KBI-Prizren përsëri i drejtohet me datë 02.11.2016, por edhe disa herë tjera. Tek pas gjashtë muajsh, personi kompetent i Ministrisë, me datë 02.11.2016, në orën 1:38PD, e kthen një përgjigje të shkurtër nëpërmes "Facebook", në faqen personale të sekretarit të Këshillit të BI-së, Prizren, Orhan Bislimaj, duke thënë se dikush nga Ministria do t'ju kontaktojë.

Mjerisht edhe pas kësaj përgjigje, askush nga Ministria e Kulturës nuk ka gjetur kohë, që së paku njëherë ta presë në takim delegacionin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit. Me të vërtetë kjo është papërgjegjësi totale. Është për keqardhje në çfarë niveli ka degraduar llogaridhënia para qytetarëve. Ne nuk e dimë se ku qëndron arsyeja e këtij injorimi, por kjo sigurisht tregon mosgatishmërinë e zyrtarëve të Ministrisë që xhaminë ta trajtojnë objektivisht në kuadër të revitalizimit të kalasë. Paragjykimet e tyre, tashmë të vërtetuar kundër saj, janë thellësisht naive. Tek e fundit, Ministria e Kulturës, si organ përgjegjës, sipas deklaratës zyrtare do të duhej të interesohej për xhaminë, siç është interesuar ta zëmë për objektet tjera në kala. Të gjitha janë rindërtuar në bazë të vlerësimit të lirë të këtyre njerëzve të ministrisë, pa pasur ndonjë kërkesë nga qytetarët. Ndërsa, kur është në pyetje xhamia, rregullat ndryshojnë dhe nuk veprohet me të njëjtin tretman. Fatkeqësisht!

Ky qëndrim injorues i Ministrisë, kundrejt realitetit të xhamisë ka prodhuar dy relacione:

1. Vendosmërinë e Bashkësisë Islame për ta mbrojtur të vërtetën e xhamisë dhe interesin e qytetarëve;

2. Zhgënjimin e qytetarëve në drejtësinë e shtetit.

Si pasoj, do të pasojë mund ta quajmë një kryengritje e qytetarëve të Prizrenit, të cilët me ngulm e kërkojnë xhaminë, nëpërmjet peticionit voluminoz, e që do të flasim në vazhdimet e ardhshme.

PhD. Ferdi Kamberi
Sociolog

# "Balena Blue" si rrezik potencial në Kosovë

Studimet tregojnë se në Kosovë, interneti përdoret diku rreth 110%, gjë që tregon se Kosova është liderë në Ballkan për sa i përket shfrytëzimit të internetit. Ky shfrytëzim i internetit sidomos nga moshat e reja ka bërë që mos të ketë ndonjë selektim të aplikacioneve ose vizitës së faqeve të ndryshme, madje edhe atyre me pullë të kuqe (+18) në veçanti nga të rinjtë. Për këtë gjë, studiuesi i njohur Johan Gunther, i cili ka jetuar në Kosovë, ka nënvizuar se ekzistojnë dy grupe: vendasit digjital dhe imigrantët digjital. Vendasit digjitalë janë ata njerëz që janë rritur me internetin dhe ai për ata është vegël, një instrument që nuk dyshohet më. Imigrantët digjitalë janë njerëz më të vjetër, në jetën e të cilëve interneti tek u krijua..."[1] Andaj, struktura demografike e popullsisë së Kosovë është kryesisht e re, pothuajse mbi 60% dhe kjo rini shfrytëzon me të madhe teknologjinë informative, duke përfshirë këtu edhe një sërë aplikacionesh. Ndër këto aplikacione është edhe loja "Balena Blue". Ka pasur raste të shumta të cilat "janë raportuar në Kosovë lidhur me përdorimin e kësaj loje"[2] , por që akoma ka dhe ndoshta ato janë edhe latente për shkak të natyrës së lojës, sepse gjatë lojës fëmijët (akterët e involvuar) kërcënohen me jetë dhe familje, që në psikologji sociale kjo ka ndikim të lartë në mbjellje të frikës dhe panikës, si dhe është e vështirë që pastaj ata të flasin me prindërit e tyre. Një gjë është e sigurt, se nëse nuk merren masa adekuate për parandalimin e kësaj loje dhe lojërave të tilla, padyshim se pasojat do të jenë tepër të mëdha.

## Shkaqet të cilat e kanë sjellë këtë lojë në Kosovë

Përdorimi i teknologjisë informative është një mjet i cili përveçse është nevojë, ai sjellë edhe rreziqe të tilla si loja e apostrofuar. Për këtë gjë, sociologët tërheqin vëmendjen për ndikimin e disa faktorëve që kanë ndikuar që kjo lojë të jetë prezentë edhe në Kosovë, ndër to: përdorimi i tepruar i teknologjisë informative nga të rinjtë, varësia e cila është krijuar dhe kjo gjë vërehet edhe në vizitat familjare, në ahengje, në lokale të ndryshme, të



gjithë janë të pajisur me smart phona dhe kalojnë kohë të gjatë në përdorimin e tyre. Fëmijët mund t'i marrin model të rriturit në përdorimin e aplikacioneve të tilla, pa bërë ndonjë selektim. Pastaj, ndikimi i faktorëve, si: dinamika e jetës e cila ka ndikuar që të mos ketë komunikim të mirëfilltë në mes të prindërve dhe fëmijëve, mungesa e mekanizmave të kontrollit/monitorimit të faqeve apo aplikacioneve nga prindërit në bashkëpunim me shpërndarësit e rrjetit teknologjik, nevoja për t'u identifikuar me gjenerata simotra nga shtetet tjera, kurioziteti, si dhe faktorë të tjerë.

## Pasojat nga kjo lojë

Në kuadër të kësaj loje kemi një lloj masohizmi dhe sadizmi, të cilat janë tipare ç'rregulluese të personalitetit të individit. Andaj, disa nga pasojat me rastin e përdorimit të kësaj loje dhe lojërave të tilla mund të jenë: hermetizim social (mbyllje në vetvete), moskomunikim me anëtarët tjerë të familjes, mungesë të iniciativave për aktiviteteve sportive, kulturore dhe rekreative,




*Pamje mesazhet që dërgohet nga administratorët e lojës "Balena Blue".*

mungesë e oreksit të ushqimit, pasivitet ndaj shoqërisë, varësi ndaj internetit, probleme të theksuara me gjumë (si rezultat i pagjumësisë), sëmundje fizike, ngritje të agresivitetit, dëmtim të vetvetes, stres të lartë, depresion, mungesë të optimizmit, urrejtje ndaj të tjerëve, si dhe pasoja më e rëndë e cila është vetëvrasja.

### Përfundime

Loja "Balena Blue" është një ndër ato lojërat e cila bartë me vete rreziqe të mëdha, andaj duhet që me kohë të ketë një komunikim të mirëfilltë me fëmijët dhe spektrin e gjerë, në mënyrë që gjërat të evitohen më herët se sa vonë. Deri më tani në nivel global ka shkaktuar vdekjen e mbi 130 fëmijëve dhe është konsideruar si një ndër lojërat më të rrezikshme që kanë dalë si produkt i internetit prej se është krijuar ky mjet teknologjik.

### Këshilla dhe rekomandime të përgjithshme

Kosova ka një strukturë të përbërë kryesisht nga të rinjtë, të cilët dita ditës po e dëshmojnë vetën e tyre në shumë segmente të edukimit, artit, kulturës, sportit, politikës, fesë, teknologjisë, si dhe segmenteve të tjera të rëndësishme. Mirëpo, lojërat e tilla të cilat bartin një sërë rreziqesh, ato kanosin drejtpërdrejtë këtë rini të shëndosh. Prandaj, në mënyrë që prindërit të kenë një "hartë kognitive/njohëse" më të mirë mbi këto rreziqe, si këshilla të përgjithshme/rekomandime do të ishin:

### Për prindërit

- Të kenë komunikime të vazhdueshme me fëmijët për tema të ndryshme, në veçanti për rreziqet që dalin nga bota e internetit;
- Të kenë kompromise me fëmijët që interneti duhet të shfrytëzohet sipas moshës;
- T'i monitorojnë veprimet e fëmijëve, sjelljet e tyre dhe qëndrimet;
- T'i monitorojnë faqet nëpër të cilat klikojnë fëmijët;
- Nëse fëmijët kanë smart phona (telefona të mençur) atëherë të instalojnë GPS ose ndonjë aplikacion i cili tregon vendndodhjen e tyre;
- Për fëmijët nën moshën 8 vjeçare duhet monitorim i drejtpërdrejtë se në çfarë aplikacione apo faqe po hyjnë;
- Të kenë komunikime të vazhdueshme me pedagogët e shkollave, në mënyrë që të monitorohen sjelljet e tyre, qëndrimet dhe veprimet edhe në kuadër të ambienteve të shkollave;
- Gjatë komunikimit me fëmijët prindërit duhet të jenë modest, pa nervoze dhe akuza, si dhe të flasin me ta për problemet e tilla, duke i paralajmëruar mbi rreziqet e mundshme.

### Për fëmijët

- Në rast se keni ndonjë kontakt ose ftesë për një lojë të tillë, thuaje me bindje se është zgjidhja e juaj dhe ju nuk do të bëni diçka për të cilën do të ndiheni jo



komod, të pasigurt apo të pakëndshëm;

• Nëse vëreni ndonjë program, aplikacion ose faqe për të cilën keni dyshime mos e pranoni, por njoftoni familjen;

• Asnjëherë mos ju tregoni njerëzve të panjohur informacione mbi familjen, shtëpinë, fotot, lokacionin (lagjet) e juaja;

• Asnjëherë mos leni takime me njerëz të panjohur pa dijeninë e prindërve ose personave në familje që kanë moshë më të rritur se ju;

• Asnjëherë mos shkëmbeni dhurata (fotot online) me njerëz të panjohur;

• Informoni familjen, miqtë ose policinë për ftesat e tilla të dyshimta;

• Kaloni më shumë kohë me familjen, komunikoni me ta për problemet e tilla me qetësi;

• Kaloni kohë më shumë me libra dhe aktivitete kulturore, sportive dhe rekreative;

• Kaloni kohë me shok/miq me të cilët ndani besim, respekt dhe sinqeritet.

## Për institucionet relevante

• Institucionet relevante të Kosovës duhet t'i informojnë qytetarët mbi rreziqet që sjellin lojërat e tilla;

• Duhet të ketë një komunikim në trekëndëshin: polici, këshillat e prindërve dhe shkollat;

• Të gjitha shkollat që kanë kabinete të informatikës duhet që të krijojnë sisteme të përshtatshme për bllokimin e sajteve të ndryshme të cilat nuk përkojnë me etikën edukativo – arsimore;

• Institucionet fetare, në veçanti BIK duhet që përmes komunikatave për media, si dhe leksioneve fetare të ditës së premte t'i kushtojnë rëndësi me ligjërata këshaj teme, pasi që ditëve të premte ka numër më të madh të frekuentuarve në xhami;

• Mediat duhet të kenë shumë programe informative mbi lojërat e tilla dhe me ekspertë të fushës;

• Distributorët e rrjeteve të internetit duhet ta informojnë publikun për programet të cilat mund t'i bllokojnë faqet që konsiderohen si të dëmshme për fëmijët, përfshirë këtu edhe faqet pornografike.

• Komuniteti i shkencëtarëve, duhet të bëjë përpjekje më të madhe për të lansuar komunikata, intervista, kampanja, e të tjera mbi rreziqet e tilla që bartë jo vetëm kjo lojë, por edhe lojërat të tjera si kjo.

(1) Gunther, Johan: "Vendasit digjitalë dhe Imigrantët digjitalë", Konet, Prishtinë, 2008, fq. 41. (2) http://ina-online.net/balena-blu-vjen-ne-kosove-ja-rastet, dhe: http://www.shqiptari.eu/gjashte-raste-te-balena-blu-ne-kosove, marrë me datë 22/06/2017.

## Literatura


1. Gunther, Johan: "Vendasit digjitalë dhe Imigrantët digjitalë", Konet, Prishtinë, 2008.
2. Kamberi, Ferdi: "Fundamentalizmi i religjioneve të mëdha monoteiste dhe globalizmi", Logos – A, Shkup, 2016.
3. Kamberi, Ferdi: "Roli i komunikimit virtual në shoqërinë kosovare", botuar me 10.05.2010, për më shumë shih: http://telegrafi.com/roli-i-komunikimit-virtual-ne-shoqerine-kosovare/,
4. Murtezai, Ekrem: "Fjalori i feve", Rilindja, Prishtinë, 2000.
5. OED, citing American Journal of Sociology 85 (1980), like other deviant social movements, tend to recruit people with a grievance, people who suffer from a some variety of deprivation.
6. Pajaziti, Ali: "Fjalor Sociologjik", boton Logos – A, Shkup, 2010.
7. http://www.bbc.com/news/world-39729819, marrë me datë 21/06/2017.
8. http://ina-online.net/balena-blu-vjen-ne-kosove-ja-rastet/, marrë me datë 22/06/2017.
9. https://policehour.co.uk/2017/04/parents-warned-new-suicide-game-blue-whale-game/, marrë me datë 21/06/2017.
10. http://metro.co.uk/2017/04/22/blue-whale-suicide-game-linked-to-130-teen-deaths-makes-its-way-to-uk-6590737/, marrë me datë 21/06/2017.
11. http://www.smartinsights.com/social-media-marketing/social-media-strategy/new-global-social-media-research/, marrë me datë 21/06/2017.
12. http://www.shqiptari.eu/gjashte-raste-te-balena-blu-ne-kosove/, marrë me datë 22/06/2017.
13. https://wearesocial.com/special-reports/digital-in-2017-global-overview, marrë me datë 21/06/2017.

**Ukshin Zajmi**

# Mulla Sefë Govori

Pas dëbimit nga fshatrat e Serbisë, familja Govori, në Kosovë u ndal në katundin Prapashticë, të Gallapit të Prishtinës. Ajo u vendos në këtë hapësirë, në kufirin e caktuar me Serbinë, me qëllim që pas një kohe të shkurtër apo pasi të krijoheshin kushtet, të kthehej në vendin e vet. Mirëpo, një gjë e tillë nuk ndodhi, prandaj ata u detyruan që këtu të krijonin pasuri të re dhe vendbanim të ri.

Pas disa kohësh, meqenëse hapësira ishte e vogël për zhvillimin e hovshëm të kësaj familje, familja Latifi u larguan nga Prapashtica për në Strozoc, sepse një anëtar i kësaj familje ishte anëtar i *Islihatit*, dhe për të qenë me afër udhës dhe më afër qendrave të ndryshme, pushteti i atëhershëm osman ua jep një pjesë të madhe të tokës. Largimi nga Prapashtica i kësaj familje ishte i pari, për të vazhduar më pas edhe tjerat. Ndonëse, kjo familje u largua nga trungu i familjes Govori, ajo asnjëherë nuk i ndërpreu lidhjet me familjen në Prapashticë.

Më vonë, familja Latifi e Govorëve vendosi të largohet edhe nga Strezoci, dhe tokën e shtëpitë ua shet familjes së Lazar (Lazë) Serafimoviqit. Ai ua jep një pjesë të parave dhe pjesën tjetër ua jep kur ata të vendosen në pronat e tyre. Në Strezoc, familjes së Tafës i lindi një djalë, të cilën e quajtën Sefedin (Sefë) Latifi-Govori, në vitin 1903. Mirëpo, pushteti i atëhershëm u thotë familjes, se blerësit s'mund të vendosen në shtëpinë e blerë. Andaj familja Govori, me paratë e dhëna dhe pasurinë e tyre dalin dhe vendosen në Gjilan, vend i cili kishte marrë një zhvillim më të hovshëm.

Sefedini (Sefë Govori) Latifi, kur ishte 10-11 vjeçar, vjen në Gjilan, dhe aty regjistrohet në Medresenë e Gjilanit, të cilën e kryen me sukses. Me përfundimin e Medresesë, ai merr titullin mulla, dhe fillon të shkruaj në revistat e asaj kohe për tema fetare. Mirëpo, për këto nuk patëm rastin t'i shohim, e të dimë se ku u botuan ato, por një gjë dihet se, mulla Sefë Govori, asnjëherë nuk punoi si imam në ndonjë xhami të asaj kohe.

Në moshën 21 vjeçare, ai së bashku me familjen, për shkak të keqtrajtimit të pushtetit të atëhershëm, dhe meqenëse të gjithë e flisnin gjuhën turke, ata vendosën të shkojnë në Turqi. Kjo ndodhi në vitin 1924 dhe ata u vendosën në qytetin Qorli, në pjesën evropiane të Turqisë. Në Turqi shkoi Sefedin (Sefë) Latifi, me babanë e tij Tafën, dhe me xhaxhallarët e tij Sylën e Isufin, por sipas dëshmitarit Shaban Abaz Mustafës, ata atje qëndruan vetëm 6 muaj. Dëshmitari tjetër, i quajtur Muharrem Riza Govori, thotë se ata kanë shkuar vetëm deri në Shkup, dhe pas një vonese të vogël në Shkup, për ta festuar ditën e Bajramit, rruga për të emigruar në Turqi u mbyll. Mirëpo, sipas dëshmisë së Ibrahim Grainca – Cernilla, të shkruar në librin "Deri në vdekje për atdhe", ai thotë se, ai shkoi në Turqi dhe atje qëndroi 3 vjet. Në bazë të kësaj mund të konstatojmë se ata shkuan në Turqi, por në saje të vetëdijes dhe bindjes së Sefës ndaj babait të tij Tafës, dhe sigurisht edhe të xhaxhallarëve të vet, ata u kthyen sërish në Gjilan.

Në Gjilan, familja e Govorëve merrej me punimin e tokës, të cilën e kishin mjaftë të bollshme, por edhe me tregti të ndryshme. Sefedini (Sefa) nuk punoi në asnjë xhami, sepse atje duhej të predikonte sipas udhëzimeve të pushtetit të atëhershëm, prandaj ai më shumë do të kontribuonte në menaxhimin e pasurisë së tyre, por në bisedat që kishte me popullin, ai orientonte ata, që fëmijët e tyre të shkolloheshin edhe në gjuhën serbe, sepse shkolla shqip nuk kishte, pos mejtepeve e medreseve, të cilat punonin në bazë të plan-programit fetar, por edhe të vëzhguara nga pushteti i atëhershëm serb.

Derisa ishte në Gjilan, ai edhe u martua. Rrethi i njohjeve u rrit edhe më shumë, prandaj krahas punës, ai u njoh edhe me personalitete që nuk ishin nga rrethi i Gjilanit, e të cilët ishin të mishëruar me nisma të ndryshme ideologjike e politike. Ai kështu u takua edhe me Xheladin Kurbalin, i cili kishte qenë i burgosur në Serbi (Lepogllavë), dhe ai atje kishte pranuar ideologjinë marksiste nga Mosha Pijade, me të cilin ai kishte qenë në burg. Edhe Mosha i dinte theqafjet e mëdha që ia shpifte regjimi i pushtetit të atëhershëm për popullin shqiptar. Dhe pikërisht këto rrethana, e kishin bindur Xheladinin se komunizmi ishte shpëtim për shqiptarët. Në këto rrethana, Mulla Sefa krijoi shoqëri me disa njerëz që kishin këtë ideologji, andaj në mesin e tyre kishte edhe gjilanas si Vehbi e Vejsel Rexhepi, Kadri Halimin, e më vonë edhe me Hasan Dulxherin (mësues nga Shqipëria), Halil Fejzullahun, e



kuptohet edhe me Xheladin Kurbalin. Pas kapitullimit të Jugosllavisë së atëhershme, ishte ideologji e tyre që të futeshin në mesin e pushtetit të ardhur, e që ishte Italia fashiste. Kështu, Sefedin Latifi apo mulla Sefë Govori, që kishte të kryer medresenë, hyri në punë si ekonom në spitalin e Gjilanit, por shumë herët e hetuan dhe në vitin 1942, u dënua me një vit burgim për ideologji antifashiste.

### Nga ideologjia antifashiste në ideologji nacionaliste

Pas mbajtjes së këtij burgimi, e duke ndjekur ngjarjet si po zhvilloheshin në aradhet partizane, e ku po mbyteshin e torturoheshin shqiptarët, ai iu bashkua ideologjinë nacionaliste, dhe kështu pastaj, ai bashkëpunoi edhe me mulla Idriz Gjilanin, e që mori pjesë edhe në frontin ku po mbrohej Kosova në Gallap. Mirëpo, kthimi i tij në spitalin e Gjilanit më shumë kontribuoi për këto luftime. Ai furnizonte me gjëra të ndryshme sanitare luftëtarët në front, dhe të plagosurve më rënd iu ndihmonte që të shkonin në Prizren, ku ishte spitali me më shumë mjek e pajisje. Në këto rrethana, e derisa kapitulloi Italia, mulla Sefë Govori, kontribuoi shumë për qytetarët e Gjilanit, qofshin ata shqiptarë apo të nacionaliteteve tjera. Ai edhe më parë kishte reputacion në mesin e qytetarëve, si një njeri që kishte shkollë të kryer, mirëpo tash ku u ndihmonte për ndonjë rast të sëmundjeve, ai fitoi respekt edhe më të madh. Mirëpo, me kapitullimin e Italisë, spitali në Gjilan u mbyll, dhe të gjithë ata shqiptarë, të cilët u kishin ndihmuar mbrojtësve të kufirit ishin në rrezik të likuidimit. Me ndihmën e Ibrahim Graincës, nga rrethina e Ferizajt, i cili kishte lidhje me Fadil Hoxhën, vendos që edhe nga kjo anë e Kosovës, të grumbulloheshin njerëz në aradhet partizane. Një njësi e tillë u formua edhe në Përlepnicë, dhe në krye të kësaj njësie u zgjodh Sabit Efendija, kurse për flamurtar të kësaj njësie, u caktua mulla Sefë Govori. Ai kësaj njësie i priu me flamur kombëtar. Sipas dëshmitarit okular, Shaban Ajvaz Mustafës, kur mulla Sefë Govori arriti në qendër të Gjilanit me flamur në dorë, diku para teatrit të sotëm, shumë qytetarë serbë u dolën përpara me sëpata, tërfurq e mjete tjera, e sidomos me armë, por të cilat nuk u dukeshin. Mulla Sefa u tha qytetarëve të tubuar: "Meqë të gjithëve ju njoh dhe ua dua të mirën, po u them se fundi i kësaj njësie është te bunari i Përlepnicës, andaj ne jemi duke e kaluar Gjilanin dhe po shkojmë në Deçan për të luftuar me gjerman. Nëse doni të luftoni, atëherë më pengoni mua dhe pastaj mjerë për ju." Pas këtyre fjalëve të Mulla Sefës, serbët u kthyen e shkuan në shtëpi, ndërsa njësia kaloi Gjilanin. E njëjta gjë ndodhi edhe në Ferizaj. Ja shkrimi i Ibrahim Graincës – Cërnilla në librin e tij: "Grupin tjetër e takuam në Ramjan, me mulla Sefë Govorin në krye, me flamur në dorë. Kur u takuam, Mulla Sefa më pyeti nëse guxonim të kalonim me flamur nëpër qendrën e Ferizajt. "O Ibrahim, më tha, vetëm një herë t'i biem qendrës me flamur, e si të më qitni te kazermat, më pushkatoni, se ua bëj hallall shpirtin!" Kur iu afruam Ferizajt, u thash të marshonin të qetë dhe të mos bënin asnjë qëndrim të pahijshëm. Kur hymë në qytet, dolën të na shihnin i madh e i vogël. Ne dolëm përtej Ferizajt, pushuam pak në Koshare dhe u nisëm për në Shtime." (Ibrahim Grainca-Cernilla: "Deri në vdekje për atdhe", 2006, fq. 183)

Gjatë gjithë këtij marshi të kësaj njësie, pjesëtarët e OZN-së, tentuan të merrnin njerëz të aftë për t'i likuiduar, por nuk arritën, sepse edhe Sefa, por edhe Sabit Efendija nuk lejonin. Duke parë këtë situatë, Mulla Sefa, diku te ura e Tërzive, tentoi të kontaktonte me Fadil Hoxhën për t'ia shpjeguar situatën e krijuar dhe tentimet e OZN-së, megjithatë ky kontakt nuk u mbajt. Mulla Sefë Govori e kuptoi se si ishte situata, sidomos kur në mesin e anëtarëve të OZN-së, e pa edhe djalin e Aqif Tetovës, nga Gjilani. Krejt këtë udhë deri në Gjakovë, ai e kaloi duke gjetur mënyrën se si të largohej nga kjo njësi, që për të u bë kobzezë, ashtu edhe si do t'i ndodh në Deçan. Këtë njësi e ndanë në dy grupe. Një njësitë e dërguan më herët e tjetrin më vonë, dhe i urdhëruan të luftojnë mes vete, pa e ditur se janë të së njëjtës njësi, te rrepijat e Deçanit, kështu ka thënë prof. Haxhi Vokshi.

### Ikja nga njësia dhe kalimi në ilegalitet

Mulla Sefë Govori, së bashku me Tefik Jakupin dhe një tjetër, pasi e komprometojnë një roje të armatosur, ata largohen nga njësia. Të tre të arratisurit arritën bashkë deri në Kishnapole, dhe aty u ndanë. Tefik Jakupi u nis për në Gjilan, mulla Sefë Govori u nis për në Prapashticë, e për të tretin, bashkëbiseduesi Shaban Mustafa, nuk ka dijeni se kush është dhe nga është. Mirëpo, mendim tjetër ka Muharrem Riza Govori, i cili thotë se nga Gjakova me Mulla Sefën ka qenë babai i tij, Riza. Mulla Sefa më së pari vendoi të qëndroi në

Koznicë (Lisicë), e më pas gjeti strehë në Prapashticë, te Shaban Musa i lagjes së Shushnicës, e pastaj edhe te shumë të afërm të tij, por në viset tjera të Gallapit. Gjatë qëndrimit në ilegalitet, Mulla Sefa kaloi edhe nëpër sfida të ndryshme. Në Busavatë, gjersa të gjithë kishin shkuar në fushë për të punuar, në shtëpi kishte mbetur vetëm një vajzë e vogël. Në ndërkohë suita e milicisë popullore dhe njerëzit e OSN-së, kishin ardhur në katund. Lajmi u përhap shumë shpejt, dhe për këtë dëgjoi edhe Mulla Sefa. Si t'ia bëj tash?! Në ndërkohë vjen vajza e shtëpisë, e ngrit shtrojën e odës dhe i thotë Mulla Sefës, hyrë në një derë, e cila dërgonte në një bunker. E mbuloi vajza shtrojën, pasi hynë të ardhurit, kontrolluan dhe shkuan, e Mulla Sefa mbeti i pakapshëm.

Në një rast tjetër, përderisa shkonin me shokë për në Rahovicë, afër Strezocit, e vërejnë se ishte duke marshuar një aradhe e milicisë popullore (këta ishin njerëz, që i kishin mbledhur nëpër katunde dhe kontrollonin njerëzit që ishin fshehur, e në mesin e tyre kishe edhe ndonjë udhëheqës), Mulla Sefa sheh një grumbull ferrash të prera në mes të një lëndine. U thotë shokëve të shkojnë e të fshihen nën ferra. Milicia popullore i kishe dëgjuar fjalët e tyre, por nuk i kishte parë. Kur dalin aty, nuk shohin askënd. Njëri thotë të kontrollojmë te ferrat, ndërsa udhëheqësi thotë jo, se ata kanë shkuar në mal, andaj atje le t'i kërkojmë, e këtu në mes të lëndinës kaçakët nuk fshihen. Edhe ky rast kaloi pa therë në këmbë.

Po në Rahovicë, duke biseduar me të zotin e shtëpisë, ku qëndronte në ilegalitet Mulla Sefa, ai thotë se nëse vjen ndokush me të kërkuar, unë do t'i tregoj se ku je. Pas disa ditësh vijnë edhe këtu për të kontrolluar, e i zoti i shtëpisë u thotë: "Çka po kërkoni?" "A ke këtu ballistë?" – i përgjigjen njerëzit e pushtetit. I zoti i shtëpisë u thotë: "Po e kam një ballistë, por është shumë i rrezikshëm!" "A po na dërgon tek ai?" "Po", u thotë ai, dhe shkojnë në ahur, ndërsa Mulla Sefa ishte në një bunker nën pragun e ahurit. I zoti i shtëpisë e qeli derën e ahurit, vetë qëndroi mbi prag, dhe u tha, se këtij mëzati i themi ballistë, sepse me lëshua pasi ta hajë një kosh misër, jo vetëm ne që na mbyt, por e mbyt edhe vetveten. A vetëm për këtë na solle këtu, i thanë ata, e ky iu tha se më pyetët për ballistë, e unë këtij i them ballistë. Banën pak shaka dhe shkuan. Mulla Sefa kishte qëndruar edhe në Përlepnicë, Marec dhe në shumë vende në Prapashticë, e edhe në një shpellë te toponimi "Guri i madh" dhe në këto vende ai qëndroi 3 vjet në ilegalitet.

Me që filluan tash edhe jatakët të frikësohen, atëherë familja mendoi se si t'ia bëjnë me Mulla Sefën. Në ndërkohë vjen në Gjilan daja i Sefës, Alia i Mehmetit (Boroc), nga Gragjeniku, dhe këta i tregojnë se janë goxha në siklet, se si t'ia bëjnë me Mulla Sefën që ishte në ilegalitet. Ai i pyeti se a mundet Ali Shukria t'i ndihmoj. Pikërisht ai është kryesori thonë ata. Unë e rregulloj këtë çështje, sepse unë e kam shpëtuar Ali Shukriun në Tiranë. Ai ndikoi dhe Mulla Sefa mbeti i lirë e pa u ndëshkuar. Pasi u lirua Mulla Sefa, shumë punëtorë të OZN-së, e më vonë edhe të UDB-së, habiteshin, por edhe kishin frikë nga ai, sepse ai e kishte dikë të afërm në udhëheqësi. Shpesh e pyetën se si shpëtoi, e ai u thoshte se e ka shpëtuar një serb, të cilit unë i kam ndihmuar më parë, por ai (Mulla Sefa) edhe shpëtimtarin e tij e konsideronte si të tillë. Mulla Sefa tani fitoi një respekt të madh, sepse disa e njihni si antifashist, për çka mbajti 1 vit burg, të tjerët e njihni si një nacionalist të përkryer, andaj ai pritej e përcillej si një njeri i madh. Ai gjithkund fliste se duhet të gjithë të shkolloheshin, e kështu ai ndikonte edhe me shembullin e fëmijëve të tij, të cilët njëri në Nish e tjetri në Shkup, kryenin shkollimin. Fjala e tij kishte rëndësinë e saj, andaj ato merreshin si udhërrëfyese për jetën e më tejme, të atyre që i dëgjonin. Andaj edhe sot, ende është në qarkullim fjala e tij "Pa komb, pa atdhe dhe liri, nuk ka jetë e as fe." Këtë ai e dokumentoi edhe me punën që e bënte, jo vetëm vet, por edhe te fëmijët e vet, të cilët sa qenë gjallë u angazhuan për mirëvajtjen e punëve të tyre, por edhe duke u ndihmuara bashkëkombësve të vet. Ndonëse arritën në vetëmohim të madh, ata çdoherë ishin nën vëzhgimin e organeve të ndjekjes, prandaj edhe ua ndërronin pozitat që i arrinin me punën e tyre. Mulla Sefa më vonë punoi pak edhe në spitalin e Gjilanit, madje njëherë duke e vizituar banesën e doktor Gjokiqit, aty ai pa se shumë mobilie të tij ishin në dhomat e doktorit. Njëherë e kishte pyetur se ku i kishte blerë mobiliet, e ai i kishte thënë se kur ka ardhur në Gjilan për të punuar, komuna ia kishte dhënë. Mulla Sefa pasi që kërkoi pushimin për të shkuar në Turqi, për t'i vizituar kushërinjtë e tij, pushteti i atëhershëm ia lejoi shkuarjen e tij, duke menduar se ai do të gjente ndonjë motivim për t'i shpërngulur edhe familjen e vet. Mulla Sefa shkoi në Turqi dhe atje vdiq në vitin 1952, ku edhe u varros, por bëmat e tij patriotike ende janë gjallë në mesin e gjilanasve të moshuar, por edhe të rinj.

**Literatura:**

1. Ajvaz Abazi, Ismail Ismaili: "Gjenealogjija e familjes Govori" Prishtinë, 2009. 2. Bogomir B. Stankoviq: Pomoravala e Kosovës në revolucion 1941-1945, Nish, 1975. 3. Ibrahim Grainca-Cernilla:"Deri në vdekje për atdhe", Prishtinë, 2006. 4. Muhamet Piraku: "Mulla Idris Gjilani dhe mbrojtja kombëtare e Kosovës Lindore 1941-1951", Prishtinë, 1995

**Dëshmitarët:**

1. Shaban Abaz Mustafa- Govori (1936-6.IV.2011) në Gjilan, me 25 maj 2010, 2. Nazmi Musa 11.07.2011, 3. Muharrem Riza Govorit (1945), korrik 2015, 4. Shaban Rama, 5. Mentor M. Latifi, 6. Prof. Haxhi Vokshi

### Kryesia e BIRK-së takon mërgimtarët

*Prishtinë, 28 korrik 2017*

Drejtoria për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, organizoi takim me mërgimtarët tanë në ambientet e Medresesë "Alaudin". Në këtë takim mori pjesë edhe myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili në emër të BIRK-ut i dëshiroi mirëseardhje mërgimtarëve, duke iu dëshiruar qëndrim të këndshëm në vendlindje. Ai i falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në takim-drekë, të gjithë imamët, kryetarët e xhamive apo përfaqësues e aktivist të tyre që na nderuan me pjesëmarrjen e tyre nga diaspora. "Është kënaqësi shumë e madhe që edhe në Kosovë jemi bashkë, dhe ky është një argument shumë i madh, e i fortë, se lidhja vëllazërore te ne është jashtëzakonisht e madhe në mesin e besimtarëve, dhe kjo lidhje manifestohet edhe me këtë rast. Jemi tubuar këtu të bisedojmë për të shfaqur hallet dhe dertet tona që na mundojnë neve edhe juve. Fati historik i kombit tonë



*Takimi me mërgimtarët*

nuk ka qenë gjithherë i favorshëm për ne, ngase na kanë përcjellë shumë të këqija gjatë historisë, na janë copëtuar trojet tona padrejtësisht, ku na kanë ndarë armiqtë të shumtë, që ne të rropatemi në shumë vende të botës, për të gjetur shpëtim dhe mundësinë e një jete pak më të mirë", tha Myftiu Tërnava, duke kërkuar nga mërgimtarët tanë që edhe më shumë të japin kontribut në edukimin e fëmijëve dhe që ata t'i lidhin edhe më shumë me xhami, sepse aty edukohen mirë dhe drejt. Ai premtoi se BIRK, do të jetë në shërbim të tyre, dhe gjithmonë iu është përgjigjur aktiviteteve të tyre, edhe pse çdoherë kanë pasur probleme me viza. Ai në fund ka ftuar mërgimtarët që të jenë më unik, të bashkuar dhe të punojnë për një të ardhme sa më të mirë.

Nga ana e tij, drejtori për diasporë, mr. Ekrem ef. Simnica, falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në këtë drekë, si Unionin e Bashkësive Islame, Unionin e Qendrave Shqiptare Islame të Austrisë, Gjermanisë, Belgjikës, Zvicrës, Suedisë dhe të qendrave tjera, dhe shpresoi që takime të tilla nga BIRK do të mbajnë edhe në vitet e ardhshme, me qëllim që këto unione të jenë një, dhe të bashkëpunojnë në të mirë të vendit tonë. Ai tha se do të ishte tepër e nevojshme që të fillohet me mësimin e gjuhës shqipe nga fëmijët tanë në mërgatë dhe në qendra të mësim-besimit t'ia kushtojmë edhe gjuhës shqipe. Në fund mërgimtarët shprehën falënderime për BIRK, që organizoi këtë tubim dhe shprehën bindjen se në të ardhmen edhe më shumë do të koordinohen punët në të mirë të përbashkët. (R.S)

### Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Prishtinës, Shpend Ahmetin

*Prishtinë, 12 korrik 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim kryetarin e Komunës së Prishtinës, z.



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin Ahmeti*

Shpend Ahmetin, i shoqëruar nga z. Albin Kurti. Në këtë takim, Myftiu Tërnava i falënderoi mysafirët për vizitën dhe çmoi angazhimin dhe punën që po bën kryetari Ahmeti në shërbim të qytetarëve. Po ashtu në këtë takim u diskutua për mundësinë e rifillimit të restaurimit të xhamisë "Sulltan Murat" në Prishtinë, dhe fillimin e xhamisë qendrore të posta në Prishtinë. Nga ana e tyre mysafirët falënderuan Myftiun Tërnava për pritjen dhe vlerësuan kontributin e tij në shërbim të qytetarëve dhe të vendit të përgjithësi. (R.S)

### Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Gjilanit, Lufti Hazirin

*Prishtinë, 12 korrik 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim kryetarin e Komunës së Gjilanit, z.


*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin Haziri*

Lufti Hazirin. Pasi që i dëshiroi mirëseardhje, Myftiu Tërnava shprehu falënderimet për kreun komunal të Gjilanit, duke çmuar lart bashkëpunimin e ngushtë mes Komunës së Gjilanit dhe Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit, si dhe bashkëpunimin institucional me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Nga ana e tij, kryetari i Komunës së Gjilanit, z. Lufti Haziri, tha se qëllimi parësor i Komunës së Gjilanit ka qenë dhe mbetet që të jetë në shërbim të mirëfilltë të përmirësimit të jetës së qytetarit, si dhe për këtë qëllim koordinon dhe bashkëpunon ngushtë me BIRK, duke përmendur se me kryetarin e Këshillit të BI Gjilan kanë raporte korrekte dhe gjithmonë i karakterizon fryma e bashkëpunimit të ndërsjellë. (R.S)

**Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim ambasadoren turke Kiliç**

*Prishtinë, 12 korrik 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim ambasadoren turke Kivilcim Kiliç. Në këtë takim, Myftiu Tërnava çmoi lart bashkëpunimin dhe ndihmën që ka ofruar shteti mik i Turqisë para


*Myftiu Tërnava në takim me ambasadoren Kiliç*

dhe pas luftës në Kosovë. Ai shtoi se qeveria turke ka ndihmuar në shumë fusha në Kosovë, si në jetën ekonomike, kulturore, sociale, edukative, dhe për këtë ndjehet falënderues dhe mirënjohës për popullin dhe qeverinë turke. Nga ana e saj, ambasadorja Kivilcim Kiliç, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe premtoi se Turqia si një vend mik i Kosovës do të vazhdojë të ndihmojë në projektet në dobi të qytetarëve të Kosovës dhe do të angazhohet fuqishëm në integrimin e Kosovës në mekanizmat rajonal dhe global. (R.S)

**Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim koordinatorin e DIYANET-it, Keskin**

*Prishtinë, 12 korrik 2017*


*Myftiu Tërnava në takim me z. Keskin*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim lamtumirës koordinatorin e DIYANET-it në Kosovë, z. Idris Keskin. Në këtë takim, Myftiu Tërnava shprehu falënderime dhe mirënjohje për kryetarin e DIYANET-it të Turqisë, prof. dr. Mehmet Gormez, si dhe për të gjithë ndihmën dhe realizimin e projekteve në koordinim të plotë me Kryesinë e BIRK-së, dhe se këto projekte do të jenë në dobi të përmirësimit të jetës së komunitetit dhe Kosovës në përgjithësi. Myftiu Tërnava vlerësoi edhe angazhimin e koordinatorit Keskin dhe në shenjë nderimi i dhuroi mirënjohje për punën dhe mundin që ka bërë për Republikën e Kosovës. Nga ana e tij, koordinatori i DIYANET-it, z. Idris Keskin, falënderoi Myftiun Tërnava për këtë takim dhe theksoi se ishte kënaqësi që të punosh me Myftiun Tërnava, duke theksuar se deri më tash të gjitha projektet që janë realizuat kanë kaluar dhe kanë qenë dakord me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Ai premtoi se ndihma e DIYANET-it do të vazhdojë edhe në të ardhmen. (R.S)

### Myftiu Tërnava mori pjesë në hapjen e xhamisë "Nur" në Vitomiricë të Pejës

*Prishtinë, 7 korrik 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtor morën pjesë në hapjen solemne të xhamisë "Nur" në Vitomiricë të Pejës. Në këtë manifestim morën pjesë donatorë nga Dubai, në krye me donatoren e kësaj xhamie, znj. Hamda bint Rashed Alsuvaidi, drejtori i AIITC-së, prof. dr. Ramiz Zekaj, kryetari i Komunës së Pejës, z. Gazmend Muhaxheri, kryetar të KBI të rajonit, imamë, përfaqësues nga Policia e Kosovës, KFOR-i, institucione të ndryshme të Kosovës, besimtarë e banorë të shumtë të Vitomiricës. Me këndimin e tekbireve u bë hapja dhe përurimi i kësaj xhamie. Mysafirëve mirëseardhje iu dëshiroi kryetari i KBI të Pejës, Musli ef. Arifi. Në fjalën përshëndetëse myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava shprehu mirënjohje për shtetin mik të EBA-së, për kontributin e vazhdueshëm që po jep për Kosovën, para dhe pas pavarësisë së vendit, si dhe për përkrahjen e tyre në ngritjen e infrastrukturës së nevojshme qoftë edukative, sociale e shpirtërore, dhe se Kosova edhe më ka nevojë për këso objekte madhështore. "Mbi ne kaluan shumë tortura, shtypës e shtypje të ndryshme, por asnjë nuk arriti që në këtë 100 vjeçar të fundit, ta fikë e ta shuaj apo edhe ta zbeh besimin e thellë në Zotin xh.sh., që kanë pasur stërgjyshërit dhe baballarët tanë, dhe që kemi edhe ne në zemrat dhe shpirtrat tanë, e këtë do ta bartim edhe te gjeneratat e reja", tha Myftiu Tërnava. Kryetari i Pejës, Gazmend Muhaxheri në fjalën e tij falënderoi BIRK-un dhe donatorin për këtë projekt kaq madhështor për Pejën, për kujdesin që ka në pasurimin e vlerave kulturore e shpirtërore të qytetarëve të Kosovës, si dhe AIITC-në, që ndërmjetësoi në ndërtimin e kësaj xhamie. Në emër të donatores, znj. Hamda bint Rashed Alsuvaidi, këtë manifestim e përshëndeti, znj. Fatima Ahmed Alotaiba, e cila theksoi se mirësia i kalon kufijtë e shteteve në të mirë të njerëzimit. "Falënderojmë Allahun xh.sh., që na e mundësoi hapjen e kësaj xhamie të madhe, e cila është një vepër e madhe islame duke u bazuar në thënien profetike: "Kush ndërton një xhami, Allahu do t'ia ndërtoj atij një pallat në xhenet", tha ajo. Këtë ngjarje e përshëndeti edhe një kontribuueses tjetër e kësaj xhamie, prof. dr. Rafia Ghubash, e cila u shpreh se kjo xhami është nga më të bukurat ku ajo ka kontribuar, duke lutur ashtu siç mban emrin "Xhamia e Dritës", që Zoti t'i ndriçon mendjen dhe zemrat e banorëve të cilëve u shërben xhamia, e veçanërisht brezave të rinj", tha ajo. Drejtori i AIITC-së, prof. dr. Ramiz Zekaj, në fjalën e tij vlerësoi kontributin e vyer të donatorëve që mundësuan realizimin e këtij projekti.

Hytben e xhumasë e mbajti myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ndërsa namazin e fali kryeimami i KBI të Pejës, Enes ef. Goga. *(R.S)*



*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së tij në përurimin e xhamisë*

### Myftiu Tërnava priti në takim përfaqësuesin e ambasadës së Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, Ibrahim el Alevi

*Prishtinë, 4 korrik 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në takim përfaqësuesin e ambasadës së Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi. Ai falënderoi z. Alevi dhe shtetin e EBA-së, të cilët ndihmuan popullin e Kosovës në momentet më të vështira të historisë dhe që po vazhdojnë të ndihmojnë ende. Po ashtu Myftiu Tërnava shprehu falënderimin edhe për bashkëpunimin mes dy institucioneve në realizimin e projekteve të Ramazanit 2017, si organizimin e iftareve, shpërndarjen e hurmave dhe ndihmave të



*Myftiu Tërnava në takim me përfaqsuesin e ambasadës së EBA-së*

tjera që janë shpërndarë për të varfrit dhe kategoritë nevojtare të shoqërisë. Nga ana e tij përfaqësuesi i ambasadës së Emirateve të Bashkuara Araba në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi falënderoi BIRK-un, dhe Myftiun Tërnava për bashkëpunimin tepër të sinqertë në të mirë të dy vendeve dhe premtoi se në të ardhmen do të realizohen edhe shumë projekte në të mirë të qytetarëve të Republikës së Kosovës. *(R.S)*

**Dua hatmeje në Sibofc të Podujevës**

*Prishtinë, 27 korrik 2017*

Në xhaminë e fshatit Sibofc të Podujevës, në prezencë të autoriteteve të Kryesisë së BIRK-ut, Medresesë "Alaudin" në Prishtinë, profesorëve, përfaqësuesve të KBI të Podujevës, e shumë xhematlinjve u bë duaja e hatmes. Këtë manifestim në emër të Kryesisë së BIRK-së, e përshëndeti kryeimami prof. Sabri ef. Bajogora, i cili i përgëzoi nxënësit për suksesin e tyre, duke shtuar se, në një libër si Kurani nuk gjejmë vetëm norma për ibadetet tona, mirëpo gjejmë edhe këshilla dhe mësime për çdo sferë të jetës. Ai falënderoi edhe mësimdhënësen për angazhimin e saj. Imami i kësaj xhamie, Beqir ef. Nuredini, përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe falënderoi organizatorët e këtij programi, njëherësh përshëndeti edhe mësimdhënësit e këtyre nxënësve, Anita Gërgurin dhe Liridon Zhegrovën për punën dhe angazhimin e tyre të palodhshëm. Ai më pas shpalosi punën dhe aktivitetet në xhami, duke thënë se gjinia femërore po dominon sikur në vetë programin, por edhe në aktivitetet tjera, duke thënë se vërtet femra përbëjnë gjysmën e popullit, të cilat edukojnë gjysmën tjetër, kjo është pse islami e ngrit lart edukimin dhe arsimimin e femrës, ashtu siç ka bërë shekuj më parë dhe vazhdon tutje. Më pas u dha një program ku kënduan tekbire, recitale, ilahi. Nxënësit të cilën bënë hatme janë: Ismail Mahmuti, Pesenta Zeneli, Rinesë Ademi, Njomza Mahmuti, Almira Elezi, Besiana Zhitia, Elvira Elezi, Flora Ramadani, Devleta Zhitia, Donjeta Sejdiu dhe Anita Sejdiu. Në fund u ndanë edhe disa mirënjohje. *(R.S)*

**Përurohet xhamia në fshatin Bujan të Lipjanit**

Me këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në mënyrë solemne u bë hapja e xhamisë në fshatin Bujan të Lipjanit. Në këtë manifestim nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, morën pjesë kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, prof. Sabri ef. Bajgora dhe dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, prof. dr. Fahrush Rexhepi. Po ashtu pjesëmarrës në këtë ngjarje ishin edhe përfaqësuesit nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Lipjanit, gjeneral Shukri Buja, KFOR-i turk, hoxhallarë dhe shumë xhematë tjerë. Në emër të BIRK-së, një fjalë rasti mbajti kryeimami i Kosovës, prof. Sabri ef. Bajgora, i cili përcolli selamet e myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnavës dhe shprehu falënderime për të gjitha ata që kontribuan në ndërtimin e kësaj xhamie në këtë fshat. Ai më tutje tha se xhamia gjithmonë ka qenë vend i lutjes për myslimanët dhe në shërbim për të mirë. Edhe kjo xhami tregon më së miri se si gjithmonë xhamia ka kryer shërbime të ndryshme dhe është vendi ku shpjegohen më së miri mësimet islame, dhe vendi ku reflekton dritë e paqe për mbarë njerëzimin. Ai po ashtu tha se edhe këto rrethana që jemi tash do të jemi të bashkuar, ku së shpejti edhe do ta kemi edhe xhaminë e madhe në Prishtinë, afër objektit të postës, sepse ajo është nevojë për xhematin, sepse ata po kryejnë faljen e namazit në diell dhe në shi, e edhe në kushte të këqija atmosferike.

Në emër të KBI të Lipjanit këtë ngjarje e përshëndeti sekretari, Muhamet ef. Neziri, i cili falënderoi të gjithë




*Duaja e hatmes në Sibofc*



*Përurimi i xhamisë së Bujanit*

ata që kanë ndihmuar në ndërtimin e kësaj xhamie dhe shprehu bindjen se edhe nëpër fshatrat e tjera të Lipjanit do të ndërtojmë xhami të tjera, sepse kemi kërkesa nga xhemati jonë. Imami i kësaj xhamie, Xhemajl ef. Shabani, falënderoi të gjithë ata që janë bërë shkaktarë për ngritjen e kësaj xhamie, si dhe në veçanti Kryesinë e BIRK-së, dhe KBI të Lipjanit, të cilët vazhdimisht i kanë mbështetur këto projekte, duke lutur Allahun xh.sh. që nga kjo xhami të edukohen gjeneratat e reja në frymën fetare dhe kombëtare. Në emër të fshatit, për historinë e xhamisë foli Petrit Buja, i cili theksoi se fshati ka kontribuuar në aspektin fetar dhe kombëtar. Ky komunitet ka ndërtuar xhaminë në vitin 1943 dhe ju ka shërbyer fshatrave Grackë, Breg zi, Gjyrkovc, Topliqan etj. Më 1963 është ndërtuar për të dytën herë, kurse më 1983 për të tretën herë, kurse sot po e përurojmë për të katërtën herë. Xhamia më herët ka shërbyer edhe si shkollë, ku gjeneratat e më hershme kanë mësuar alfabetin në gjuhën shqipe. Kurse në aspektin kombëtar, në luftën e UÇK-së, fshati Bujan ka dhënë ndihma të ndryshme, por edhe duke i mbrojtur themelet e shtëpisë, më 1912 janë masakruar 48 vetë, ku sot me krenari kjo xhami e mban emrin "Martirët e Bujanit 1912". *(R.Suma dhe Xhemajl Shabani)*

### Mbahet konferenca "Religjioni, media dhe dialogu ndërfetar"

*Prishtinë, 6 korrik 2017*

Nën organizimin e misionit të OSBE-së, në Prishtinë është mbajtur konferenca me temë "Religjioni, media dhe dialogu ndërfetar". Në këtë konferencë merrnin pjesë përfaqësues të bashkësive fetare të Kosovës dhe përfaqësues të medieve të Kosovës. Nga BIRK-u morën pjesë Vedat ef. Sahiti dhe Rexhep Suma. Në këtë konferencë u shkëmbyen mendime mes liderëve fetar dhe profesionistëve të medies, se si të përmirësojnë mirëkuptimin e tyre të ndërsjellë dhe të bëjnë komunikim efikas. Po ashtu gjatë sesionit të dytë u trajtua portretizimi negativ i fesë në media, si dhe si mediet mund të përmirësojnë kuptimin e tyre për çështjet fetare dhe dialogun ndërfetar dhe për këtë arsye ta shmangin "stereotipizimin e dyfishtë". Në këtë rrafsh u kërkua nga mediet që të jenë më të sakta, të paanshme dhe përgjegjëse, si standarde kryesore profesionale të medies dhe duhet të jenë shtyllat e raportimit mbi çështjet fetare. Po ashtu këtu u diskutua edhe për dialogun ndërfetar, mediet dhe parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm në Kosovë. *(R.S)*

### Përfunduan garat e njohurive fetare në nivel shtetëror

*Prishtinë, 15 korrik 2017*

Pas një pune të palodhshme gjashtë mujore të imamëve dhe Këshillave të Bashkësisë Islame në organizimin dhe mbajtjen e garave në nivele lokale, edhe këtë vit ashtu siç është bërë traditë, me 15.07.2017, Departamenti i të Rinjve, në bashkëpunim me zyrën e kryeimamit dhe Departamentin e Gruas, në ambientet e Medresesë "Alaudin" në Prishtinë, mbajtën për herë të shtatë me radhë garat e njohurive fetare në nivel shtetëror. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua Fejsal Sapahiu, i cili përshëndeti të pranishmit në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, duke iu dëshiruar mirëseardhje, dhe duke ju uruar të gjithë garuesve fat dhe suksese në garat e tyre. Ai përmendi disa ajete dhe hadithe mbi vlerën dhe rëndësinë e edukimit të brezave të rinj, dhe mbi rëndësinë e mësim-besimit fetar. Prandaj, me qëllim të rritjes së vetëdijes për këtë dukuri, Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, në bashkëpunim me Departamentin e Gruas pranë BIK-ut, e me përkrahjen e madhe nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe të kryeimamit të




*Nga punimet e konferencës*




*Grupet fituese në garat e njohurive fetare*

Kosovës, Sabri ef. Bajgora, organizojnë mbajtjen e garave mbi njohuritë fetare. Të pranishëm në këto gara ishin 14 ekipe nga 14 Këshille të Bashkësisë Islame: KBI-Prishtinë, KBI-Kaçanik, KBI-Skenderaj, KBI-Gjilan, KBI-Kamenicë, KBI-Prizren, KBI-Rahovec, KBI-Shtime, KBI-Viti, KBI-Malishevë, , KBI-Podujevë, KBI-Kaçanik, KBI-Obiliq dhe KBI-F. Kosovë.

Përfaqësuesit e këshillave garuan në ekipe të përbëra nga 5 anëtarë, ku para jurisë profesionale shfaqën njohuritë e tyre në këto fusha, Kuran, fikh, akaid, histori islame dhe interpretim të lirë nga fushat e artit, si monolog, ilahi, kaside, recitale etj. Pas një gare të fortë mes ekipeve garuese, në finale u kualifikuan gjashtë ekipe: KBI-Kaçanik, KBI-Kamenicë, KBI-Prizren, KBI-Gjilan, KBI-Shtime, KBI-Mitrovicë.

Vendi i parë i takoj ekipit nga KBI Shtime, nxënësve të hoxhës Bunjamin ef. Emini, vendi i dytë i takoj ekipit nga KBI Kamenicës, nxënësve të hoxhës Muhamet Leci, kurse vendi i tretë i takoj ekipit nga KBI Kaçanik, nxënësve të hoxhës Fadil Sopa. Fituesit të garës i takoi çmimi "Haxhi nderi", ndërsa imamët dhe nxënësit e vendit të dytë dhe të tretë janë shpërblyer me mjete financiare, si dhe me mirënjohje dhe certifikata. Shpërblime u ndanë edhe për të gjithë pjesëmarrësit tjerë. *(Fejsal Spahiu)*

### Syneti falas për fëmijët e Hanit të Elezit

Këshilli i Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit, në bashkëpunim me shoqatën turke "Dost Eli" nga Konyja, organizuan syneti falas për fëmijët e komunës së Hanit të Elezit. Kryetari i KBI të Hanit të Elezit, dr. Musa Vila tha se afër 200 fëmijë bëhen synet falas. Ky projekt kap vlerën mbi 20 mijë euro. Allahu i shpërbleftë ata që kontribuuan. Nuk është hera e parë që KBI në Han të Elezit organizon syneti falas për fëmijët e kësaj komune. *(Musa Vila)*




***Përurimi i projektit të synetisë në Han të Elezit***

## DEKLARATË PËR OPINION

Mbrëmë persona të panjohur kanë atakuar e vandalizuar mbishkrimet e agjencisë "TIKA", që janë të vendosura në muret dhe hapësirat e Xhamisë së Madhe dhe xhamisë "Jashar Pasha" në Prishtinë.

Cenimi në çfarëdo forme i objekteve fetare është akt i shëmtuar e i papranueshëm, ndërsa atakimi dhe përdhosja e emrit të agjencisë "TIKA", e cila ka restauruar këto dy xhami monumentale të mbrojtura me ligj, përveç që është akt qyqar e veprim i ulët, për më tepër si i tillë është veprim i dëmshëm, sepse nxit urrejtje, mos durim ndaj popullit mik turk, përkrahja e të cilit nuk ka munguar për asnjë çast.

Të përdhosësh mbishkrimin e një institucioni që ka restauruar monumentet e trashëgimisë materiale, përveç që është vepër e dënueshme ngërthen në vete edhe veti të mosmirënjohjes dhe përbuzjes për partnerët e miqtë tanë ndërkombëtarë, për ata që na ndihmuan, përkrahën e mbështetën, gjë që nuk është virtyt e as vlerë e popullit tonë.

Ne edhe me këtë rast, i shprehim mirënjohje TIKA-së, për projektet që ka realizuar dhe po realizon anekënd Kosovës, e në të njëjtën kohë shprehim keqardhje që individë të caktuar kanë përdhosur emrin dhe logon e tyre. Aktet dhe veprimet e tilla të liga i dënojmë fuqishëm dhe në të njëjtën kohë kërkojmë nga organet kompetente që kryesitë e këtyre akteve të turpshme të zbulohen dhe sa më parë të sillen para drejtësisë.

### Takohen në Ankara rektorët e Universiteteve Botërore Myslimane



Kryeqyteti i Turqisë, Ankaraja, priti tubimin e katërt të rektorëve të universiteteve të botës islame. Federata e Universiteteve të Botës Islamike (FUIË) ka organizuar takimin, që u zhvillua në Ankara të enjten dhe të premten, me datë 26-27 korrik 2017. Organizata Islamike e Arsimit, Shkencës dhe Kulturës (ISESCO) dhe Këshilli i Arsimit të Lartë të Turqisë kanë bashkëpunuar në mbajtjen e ngjarjes. Takimi kishte për synim të diskutojë mënyrat për të rritur bashkëpunimin dhe ndërveprimit ndërmjet universiteteve myslimane botërore dhe qendrave të arsimit të lartë. Është gjithashtu një vend për shkëmbimin e përvojave rreth rritjes së rolit të universiteteve në zhvillimin ekonomik dhe shoqërore në shoqëritë myslimane.

### Në Kopenhagë u mbajt takimi i 20-të, i grave myslimane gjermane

Takimi i 20-të, i grave myslimane nga pjesë të ndryshme të Gjermanisë u mbajt në kryeqytetin e Danimarkës, në Kopenhagë. Pesëdhjetë e katër gra myslimane morën pjesë në mbledhjen tre-ditore nga e premtja deri të dielën (16-18 korrik 2017), sipas Qendrës Islamike të Hamburgut, e cila ishte organizatore e kësaj ngjarje. Gratë ishin nga qytetet si Boni, Hamburgu, Berlini dhe Wiesbadeni. Tema e takimit të këtij viti ishte “Kriteri për Zgjedhjen e Modelit të Duhur të Roleve në jetë”. Fjalimet dhe pyetjet e përgjigjet në temën e përmendur, falja e namazit të xhumasë në xhaminë e Imam Aliut në Kopenhagë dhe këndimi i sureve të Kuranit, duke përfshirë edhe Suren Ed Duha, ishin pjesë e programit gjatë tubimit. Të dielën, ato morën pjesë në një forum ku u diskutuan pasojat e mënyrave të mëposhtme në botën e sotme. Kishte edhe gara fetare dhe arsimore dhe vizita në disa vende në qytetin danez.



### Një tubim pro myslimanëve në Calgary të Kanadasë

Një grup qytetarësh nga Kalgari, në Kanada, u mblodhën në sallën e qytetit të shtunën përpara një marshimi kundër Islamit të planifikuar për të dielën



në Sheshin Olimpik aty pranë. Organizuar nga Rrjeti Kundër-Opresionit i Calgary, ngjarja e së shtunës pasdite në qytetin kanadez tërhoqi rreth 70 njerëz. Veprimtaria kishte dy qëllime kryesore, sipas Mariam Meir, 86 vjeç, një nga organizatorët.”E para për të treguar mbështetje për komunitetin mysliman dhe për këdo që është duke u shtypur”, tha ajo për CBC News të shtunën.”Dhe tjetra është të tregojmë unitet, sepse ne ndjehemi, si kanadezë, ne duam që të gjithë të ndihemi të mirëpritur në këtë vend dhe të jemi në paqe dhe të ndjehemi të lumtur këtu”. Asfa Rijaz, një grua e re myslimane, thotë se ajo ishte e impresionuar nga pjesëmarrja.”Ka njerëz këtu nga fetë e ndryshme, nga etni të ndryshme,” tha ajo. Ne jemi të gjithë këtu për të njëjtin qëllim dhe ky është humanizmi”. Një ngjarje tjetër, “Ne qëndrojmë të bashkuar në një dashuri për Kanadanë”, është mbajtur më herët të shtunën, gjithashtu si një

protestë kundër planit të Koalicionit Botëror Kundër Islamit (WCAI) e planifikuar për të dielën. Grupi i WCAI kishte reklamuar një ngjarje në Facebook për të shtunën pasdite në Olympic Plaza, atë që quhet Festivali i Mega të Patriotizmit Unitetit. Por Calgary Recreation e mohoi kërkesën e tij për një leje të veçantë të ngjarjes, "në bazë të asaj që organizata dhe mesazhet e saj i përkasin, janë të urryera", thuhet në një përgjigje me shkrim. Në vend të kësaj, ata vendosën të mbajnë atë që ata po e quajnë një marshim paqësor.

### Mbi 128,440 hafëzë të Kuranit në Turqi

Një zyrtar fetar turk tha se ka mbi 128,000 hafëzë të Kuranit të shenjtë në Turqi. Benjamin Albajrak, zyrtar në Kryesinë Turke të Çështjeve Fetare (Diyanet), tha se numri i hafëzëve të Kuranit të regjistruar në Diyanet që nga viti 1976 ka arritur në 128.440, raportoi në faqen e internetit Turkiyaalan. Ai tha se të gjithë kanë marrë certifikata që tregojnë se ata e kanë mësuar Kuranin përmendësh. Sipas Albayrak, rreth 70.000 nxënës po mësojnë gjithashtu në kurse për mësimin e Kuranit përmendësh në shkolla në të gjithë vendin. Përafërsisht 5,000 instruktorë të Kuranit janë të përfshirë në mësimin përmendësh të Kuranit, tha ai. Zyrtari shtoi se 6.500 nxënës të shkollave arritën të merrnin certifikatat e hivzit, mësimit përmendësh të Kuranit në vitin 2016, ndërsa numri i atyre që kanë marrë certifikatën në vitin 2015 dhe 2014 ishte 6000, respektivisht 5500. Ai vazhdoi duke thënë se 77,000 kurse kuranore verore po mbahen për fëmijët dhe të rinjtë në të gjithë Turqinë dhe se rreth 3 milion fëmijë ndjekin mësimet kuranore. Turqia është një vend me shumicën myslimane në Azinë Perëndimore. Rreth 99 për qind e popullsisë së vendit janë mysliman.

### Tetë myslimanë britanikë nisin udhëtimin me biçikleta për në Qabe

Tetë myslimanë britanikë janë nisur për në Arabinë Saudite me biçikletat e tyre, duke shpresuar që të arrijnë në kohë për haxh. Çiklistët do të udhëtojnë për gjashtë javë nëpër tetë shtete që mbulojnë mbi 2000 mila në mënyrë që të mbledhin ndihma 1 milion paund për ata që janë të dëmtuar nga lufta në Siri. Duke u nisur në udhëtimin e tyre nga Anglia, ata do të udhëtojnë nëpër Francë, Gjermani, Zvicër, Itali pastaj Greqi. Në mënyrë ideale, ata to të dëshironin që të udhëtonin në Arabinë Saudite nëpërmjet Turqisë, Sirisë dhe Jordanisë, por për arsye sigurie ata to të udhëtojnë me anije nga Greqia në Egjipt, para se të udhëtojnë për në Arabinë Saudite. Myslimanët nga e gjithë bota shkojnë




në Arabinë Saudite çdo vit për të kryer haxhin, një nga pesë shtyllat e Islamit.

### Ekspozohet në Medine Kurani që peshon 154 kg.

Një kopje e madhe e Kuranit të shenjtë që peshon 154 kilogram është vënë në ekspozitë në Medine. Njerëzit mund ta shohin kopjen në një ekspozitë kuranore të ngritur pranë xhamisë së Pejgamberit a.s. Hamza Abdul Kerim, një zyrtar i ekspozitës, tha se kopja ishte bërë nga një shtetas afgan i quajtur Gulam Muhijeddin rreth 200 vjet më parë. Duke qenë një nga kopjet më të mëdha të Kuranit, ajo u dërgua në Medinë nga Afganistani nga katër deve në atë kohë, tha ai. Ai vuri në dukje se kopja e Kuranit peshon më shumë se 154 kilogramë dhe ka 150 centimetra në gjatësi dhe 100 centimetra në gjerësi. Sipas Abdulkerimit, disa ekspozita të tjera të rralla të Kuranit, duke përfshirë edhe dorëshkrime të shkruara në lëkurë janë paraqitur në ekspozitë. Ekspozita ka 12 pavijone në të cilat, gjithashtu, janë ekspozuar përkthimet e Kuranit në gjuhë të ndryshme, shtoi ai. *(R.S)*



| AUTOR: AGIM GASHI | KËSHILLIMET | I NJË DEGE MJEKËSORE | LLOJ LUTJE KISHTARE | GRUMBU-LLIMET | VEND NË HUNGARI | PËREMËR VETOR | SPORTI I BARDHË | ENERGJIA | T.SH. | | VARIANT I EMRIT FETIH | BANOR I ATINËS | E GRIJ MËT | AKADEMIKU I NDJERË, STAVILECI (SHQ.) | E MESME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| LUTJET PËR MUHAMEDIN A.S. | | | | | | | | | | BËJ NAMAZ / USHQIM BAGËTISH | | | | | |
| E VEÇANTË | | | | | | | | BANORE E NJË SHTETI / PËREMËR PRONOR | | | | | | | |
| I GJATI | | | | | | | | | BANOR I ATIKËS / ADEM MIKULLOVCI | | | | | | |
| PERIUDHA E CAKTUAR KOHORE | | | | | | FANTAZIA / AMPERI | | | | | | | | | |
| KËNGË-TARJA NISHLIU | | | | | VARIANT I EMRIT HASIM (shq.) | | | | | | EMNAK I ANITËS | | | | |
| EER M. SHQIPTAR (i mirë) | | | | | | | | | | | QYSH? | | | GRUP GJAKU / KOMUNË NË KOSOVË | |
| GJITAR BREJTËS | | | ITALIA / DËBOVA | | | | | | | | | LUMË NË SOANJË / ARENA E FUTBOLLIT | | | |
| E ZOTËROJ | | | | | | | | | | | SUEDIA | | NOTË MUZIKORE / NJERIU I PARË | | |
| TONI | | RR.E / BISEDA ME KUNDËR-THËNIE | | | | | | | | | PËREMËR PRONOR | | | | E RESHUR ME UJË |
| | PËRFUNDIM NË SHAH / VEND KU BË-HEN ANALIZA | | | | | | | | | | EMNAK | | | | |
| LËNG SYRI | | | | APROVIMI | | | | | | | ... DE VITO | | | | |
| VARIANT I EMRIT HALIM | | | | | | | | | | | GRIMCOVA | | | | DETAJET |
| FSHAT NË KOM. E PRISHTINËS | | | | | | | | | | | URANI | | VEPRIM | FRANCA / ELEMENT KIMIK | |
| AKTORI EGJIPTIAN, SHARIF | | | | | MELODI | ZANORE | CEREMONI (sh.pashq.) | SËMUNDJE TOKE | PJESËT E NJË NDËRTESE | FLORI | KOHA / NIDOGJEN | | | | |
| R.I. | | | BANOR I SHBA / ELEMENT KIMIK | | | | | | | | | KOD / BASHKË | | | |
| E MPREHTË | | | | | | TË QESHURA TALLËSE / MIRË | | | | | | | | | |
| SEKT FETAR (SH.SHQ.) | | | | | | | | | | VRASËS / TANTALI | | | | | |
| ZERO | | POROSITË / INDUKSIONI | | | | | | | | | SHTET I MADH AZIATIK / LITRI | | | | |
| PËRTËRITJA | | | | | | | PARAARDH. ITALIAN | | | | | LEGJENDË | | | |



# Hutbeja e lamtumirës (1)

*O njerëz, dëgjoni se ç'do t'ju them, se nuk e di a do t'ju takoj më në këtë vend pas këtij viti! O njerëz, frikësohuni Zotit dhe respektojeni atë, bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në emër të Allahut. Vërtet gjaku juaj, nderi juaj dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin e juaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.*

*Ruani, respektoni dhe nderoni vlerën e personalitetit dhe të dinjitetit njerëzor. Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë për atë, që e përçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së All-llahut. O njerëz, ju pashmangshëm dhe pakthyer do t'i ktheheni Allahut të Amshueshëm dhe Ai do t'ju thërret në përgjigjësi për veprat dhe punën e juaj. O besimdrejtë, dijeni se ka përfunduar koha e mosdijes dhe e traditave të këqija, të cilat i kanë sjellë aq fatkeqësi gjinisë njerëzore. Unë jua kam treguar rrugën e shpëtimit, të cilës duhet ecur.*

*Sendet që u janë dhënë në amanet ruani si të juajat dhe kthejani ato besnikërisht dhe me kohë atij që i përkasin. Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla, të cilat rrjedhin nga koha e injorancës, anulohen. Akuza e parë e cila anulohet është gjakmarrja e ungjit tim Ibn Abdul-Mutalibit, të cilin të pafajshëm e vranë njerëzit nga fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen le të falen.*

*Fajdeja dhe kamata janë të ndaluara. Huadhënësi nga huamarrësi duhet të marrë vetëm atë që vërtet ia ka huazuar. Huatë e para që i nënshtrohen këtij vendimi janë huat e ungjit tim Abbasit, i cili ka pasur mjaft borxhlinj. O besimdrejtë, faljani kamatat borxhlinjve! Dëgjojeni këshillën time dhe pasuria juaj do të shtohet, sepse juve ju mbetet kryegjëja për tregti dhe punë të ndershme. Nëse këtë nuk e bëni, dijeni se e keni zemëruar rëndë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Nëse borxhliu juaj është në vështirësi, vazhdojani afatin e pagimit, ndërsa, nëse jeni në gjendje që t'ia falni borxhin, atëherë kjo është edhe më e mirë për ju.*

*O besimdrejtë! O njerëz! Frikësohuni Ditës, e cila vërtet do të vijë, kur të gjithë do të paraqiteni para Allahut, Gjykatësit të Vetëm Suprem, (ditën) në të cilën ju pret drejtësia absolute! Kur të obligoheni se do ta paguani borxhin, paguajeni me kohë, dhe kur ta bëni marrëveshjen bëjeni atë me shkrim, saktë dhe besnikërisht theksojeni afatin e pagesës...*

*O ju që do të vdisni! Duajeni dhe dëgjojeni Zotin, Krijuesin e materies dhe asaj që është shpirtërore, i Cili krijoi mashkullin dhe femrën, prej të cilëve u zhvillua e tërë gjinia njerëzore! Frikësojuni Allahut, nën ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të Cilit të gjithë jemi udhëzuar! Ne jemi të vdekshëm dhe çdo moment jemi sa më afër vdekjes dhe takimit me Të, me Allahun e Amshueshëm, Gjykatësin e Drejtë. Respektojeni farefisninë. Besnikërisht përmbushni detyrat dhe obligimet, të cilat ekzistojnë ndërmjet burrit dhe gruas si dhe ndërmjet prindërve dhe fëmijëve! Xheneti është nën këmbët e nënës.*

*Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhëtia bashkëshortore janë mëkat i rëndë, ndërsa xhelozia shpie kah përçarja në martesë. Martohuni me ato, të cilat i doni, e kur Zoti me vullnetin e vet do t'ju bashkojë, atëherë respektohuni, duajuni dhe jetoni në dashuri dhe harmoni.*

*O bashkëshortë, silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri! O besimdrejtë, largohuni ngatërresave dhe përgojimit! Le të jenë të mallkuar në të dy botët ata që u bëjnë shpifje grave të ndershme! Ata që i akuzojnë gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoral, e për këtë nuk munden t'i sjellin katër dëshmitarë të besueshëm, dënoni me tetëdhjetë goditje (shkopinj) dhe më asnjëherë mos u besoni, sepse janë të poshtër dhe të këqij!*

*Nëse ndjeni se ndaj grave të juaja ju është dobësuar dashuria, mos nxitoni (në shkurorëzim), por mendoni mirë, sepse All-llahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugët e fatit të ri dhe të madh, me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë. Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, sepse prej të gjitha gjërave që All-llahu i ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin. Gratë e juaja u janë dorëzuar në besë të Zotit, pra respektojeni o besimdrejtë, atë amanet të Zotit!*